Titulli i librit: Simbolet e Masonerisë

Autor: Shaban Tairi

Mentor: Prof. Nashit Mustafa

Anëtarë të Komisionit:

Doc.Dr.Bejadin Ameti

Dr. Muhamed Mustafa

Ky punim, është mbrojtje e temës së diplomës, në Fakultetin e Shkencave Islame në Shkup, në vitin 2010.

Kopertina: Pasion Suma

Shtypi: Shtypshkronja "Alma", - Shkup;
A.Makedonski, nr.42 b, tel: 02/ 20 42 089

## Përmbajtja:

# Hyrje

Falënderimet dhe lavdërimet i takojnë vetëm Allahut xh.sh. Zotit të gjithësisë, krijuesit të njerëzisë, kurse përshëndetjet tona të përzemërta, qofshin mbi vulën e Pejgamberisë, Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem.

Lexues të nderuar, në këtë libër të cilin e keni në duart tua, do të gjeni informacione të përmbledhura, për masonerinë, e cila është një organizatë e njohur botërore, për të cilën lexuesit tonë kanë shumë pak informacione. Andaj, e pamë të nevojshme që të plotësojmë këtë zbrazëtirë, me disa faqe të këtij libri, që të shohim se kush është kjo organizatë dhe çka përfaqëson.

Këtu, do të lexoni po ashtu edhe për simbolet dhe shenjat e tyre, të cilat nuk janë të panjohura për ne, edhe pse nuk ua dimë kuptimin, nga shkaku se kohës së fundit, këto simbole paraqiten nëpër të gjitha anët, në media, filma, muzikë, politikë, arkitekturë, e në shumë vende të tjera.

Ne si musliman, e kemi për obligim që të dallohemi nga fetë dhe kombet tjera, duke formuar identitetin tonë të pavarur, siç na ka mësuar feja jonë islame, andaj, nuk na lejohet që të imitojmë të tjerët në mënyrë të verbët, duke bartë këto simbole të cilat do t`i trajtojmë, në fenë dhe kulturën tonë.

Ky punim, është shkruar në vitin 2010, si punim diplome, kur edhe është mbrojtur para komisionit profesional, andaj, e pamë të arsyeshme, që ky punim, të mos ngelet në raftet e librarisë vetëm si dekor, por të jetë në interes të masës së gjerë, prandaj, e botojmë që të jetë një shkëndijë në ndriçimin e të vërtetës mbi masonerinë dhe simbologjinë e saj okultiste.

## Objekti dhe rëndësia e hulumtimit

Në këtë punim, objekt i hulumtimit tonë do të jetë organizata e masonerisë, definimi dhe historiku i lëvizjes masone, shtrirja e saj sot në botë dhe ndikimi i saj në politikën botërore, kurse thelbi i temës do të jetë mbi simbolet kryesore të masonerisë dhe manifestimi i tyre në shoqëri, pasi kjo shoqëri e fshehtë është e njohur në opinion përmes simboleve të saja.

Ky punim është i rëndësishëm, pasi nxjerr në pah kuptimin dhe domethënien e simboleve të masonerisë, shpalos të vërtetën mbi to dhe prejardhjen e tyre, të cilat kanë kuptime pagane e jo fetare, siç dëshirohet të paraqitet në publik.

Po ashtu, në lidhje me këtë temë, është punuar shumë pak, nga shkaqe të ndryshme, andaj është e nevojshme që të ketë një pasqyrë reale mbi këtë organizatë, e cila është e njohur dhe shumë e popullarizuar në botën perëndimore, ku njerëzit në të shumtën e rasteve, marrin informacione të gabuara nëpër ueb faqe të ndryshme, ku me të madhe angazhohen njerëz në mbrojtjen dhe shfajësimin e masonerisë, paraqitja e saj si organizatë e cila dëshiron zhvillimin e shoqërisë dhe

ndihmesën e popullit, por çka fshihet pas kësaj, do të mundohemi të sjellim në kapitujt në vijim.

## Qëllimet dhe metodat e hulumtimit

Me fillimin e përpunimit të këtij hulumtimi, qëllim parësor kemi që të arrijmë të njoftojmë lexuesit e këtij punimi, se çka duhet të dimë në lidhje me masonët, se si e paraqesin atë vetë historianët masonë, si dhe sqarimi i simboleve të tyre në mënyrë përshkruese.

Detyra e jonë në këtë hulumtim është që të nxjerrim në shesh të vërtetën e cila në masoneri mbulohet me alegori dhe simbole, andaj është detyra e jonë, para së gjithash si njerëz, kurse veçanërisht ne si musliman të kuptojmë qëllimet e tyre, andaj në këtë punim kemi marrë për detyrë që të zbulojmë disa të vërteta mbi simbolet e tyre pagane.

Gjatë përpunimit të këtij hulumtimi, do të zhvillojmë realizimin e punimit në metodën komparative (krahasuese), ku do të krahasojmë parimet e masonerisë me realitetin e sodit dhe gjendjen aktuale, si dhe krahasimin e simboleve masone me ato të cilat paraqiten sot në botë në skenën politike dhe argëtuese; metodën deskriptive (përshkruese) ku do të përshkruajmë

parimet kryesore të tyre dhe përshkrimi i simboleve dhe kuptimeve të tyre si dhe metodën e shpjegimit, e cila është e domosdoshme, pasi patjetër këto parime të përshkruhen që sa më lehtë të arrijmë t`i kuptojmë.

Gjatë përpilimit të këtij punimi, do të shërbehemi me literaturë të ndryshme nga gjuha shqipe, maqedonase dhe përkthime të literaturës amerikane në gjuhën shqipe, të cilët na ofrojnë një pamje më të qartë mbi këtë organizatë dhe qëllimet e saja.

Para së gjithash, falënderoj mentorin tim, Nashit Mustafa, i cili më ka ndihmuar dhe përkrahur pa masë gjatë përpunimit të këtij materiali, sepse këtë temë, e kemi zhvilluar në lëndën e Studimit Komparativ të Feve, gjatë vitit të tretë në Fakultetin e Shkencave Islame.

Po ashtu, falënderojmë edhe profesorët e komisionit, të cilët bënë punën e tyre në mënyrë profesionale dhe ndihmuan përmes këshillave dhe vërejtjeve, të largohen disa lëshime dhe të plotësohet punimi me disa të dhëna shtesë.

Jemi të vetëdijshëm, se libër i pa të metë dhe pa gabim është vetëm libri i Allahut, Kur`ani, kurse të gjitha shkrimet tjera, janë të hapura për kritikë dhe përmirësim, andaj, nëse shihni ndonjë gabim, edhe pse ne jemi munduar që të jetë sa

më profesional dhe shkencorë, përsëri gabimi është prej meje, për të cilën, kërkojmë ndjesë dhe falje te Allahu.

Me ndihmën e Allahut shpresojmë se ky punim, do ta arrij qëllimin e vet dhe të peshojë sado pak në peshojën e veprave të mira në Ditën e Gjykimit.

# I. Masoneria

## I. 1 Themelimi i masonerisë

Çdo organizatë, grup, shoqëri apo sekt, ka momentin dhe historinë prej kur daton si e tillë, ashtu edhe shoqëria masone ka historinë e saj prej kur filloj të daton, ku në dokumentet zyrtare ajo themelohet në Londër-Angli, në rrugën "Great Queen"[1] (mbretëresha e madhe), ku edhe sot e ka të njëjtin emër kjo rrugë, aty më datë 24 Qershor 1717 themelohet Lozha e Madhe e Anglisë,[2] kjo lozhë konsiderohet amë për të gjitha lozhat tjera botërore, si dhe selia qendrore e masonerisë. Prej asaj dite e deri më sot, kjo lozhë është aktive dhe ka vazhduar përhapjen e lozhave të saja nëpër tërë Evropën dhe në botë. Pas themelimit të lozhës së Anglisë, më vonë themelohet ajo e Francës dhe Sh.B.A.-së, të cilat konsiderohen ndër lozhat më të mëdha.

---

[1] Konspiracioni botërorë – David Icke, fq. 174, "Bota Shqiptare"-Tiranë;
[2] Sekreti më i madh – David Icke, fq. 243, "Bota Shqiptare"-Tiranë; Të fshehtat e masonerisë – Laurence Gardner, fq.48, "Bota Shqiptare"-Tiranë; "Freemasonry," *Microsoft Encarta Encyclopedia 2000.* © 1993-1999 Microsoft Corporation.

## I. 2 Definicioni i masonerisë

Pasi folëm për themelimin e masonerisë, duhet që të tregojmë edhe definicionin e saj, se si e definojnë atë historianët masonë.

Masoneria përshkruhet nga Lozha e Madhe e Bashkuar e Anglisë si *"Një sistem i përbërë nga norma morale, i maskuar nga alegoria dhe i ilustruar me simbole"*.[3] Pra, nga ky definicion, kuptojmë se kjo shoqëri është e bazuar mbi norma të përgjithshme morale, në edukimin e anëtarëve të saj me principe masone dhe se kjo shoqëri bazohet në ilustrime, sistemi i saj është i mbuluar me alegori, kurse kuptimet e tyre shfaqen përmes simboleve.

Shpesh herë disa njerëz, masonerinë e definojnë si besim fetar, si sekt fetar hebre, krishterë, etj. por kjo nuk është e vërtetë, ku këtë e kuptojmë nga vetë autorët mason, të cilët e

[3] Të fshehtat e masonerisë – Laurence Gardner, fq.16; MASONI, brevijar za drevnoto bratstvo – Jovan Brigiski, fq.XVII, "Kultura”””””’-Skopje, 2006; Deshifrimi i simboli i humbur – Simon Cox, fq. 75, "Bota Shqiptare"-Tiranë;

mohojnë një gjë të tillë, ku historiani mason, Laurence Gardner[4] thotë:

*"...Masoneria (si të gjitha klubet dhe shoqëritë e organizatat e tjera të ngjashme) nuk ishte (as është) një besim fetar dhe as në një mënyrë ndonjë farë institucioni me sfond fetar. Për këtë arsye është e hapur për të gjithë. Problemi i vërtetë që e angështonte Kishën qëndronte në faktin se Masoneria, në kundërshtim me pjesën më të madhe të shoqërive të ngjashme, ishte e lidhur me një kusht fshehtësie. Kjo ishte në kundërshtim me doktrinën "rrëfyesore" të Kishës, që i detyronte besimtarët t`i rrëfeheshin priftit. ...Masoneria përfaqësonte një mjedis brenda të cilit Kisha humbiste autoritetin e vet..."*[5]

Po ashtu, një rregull i veçantë në lozhat e masonerisë, është se u ndalohet anëtarëve të saj të bëjnë biseda rreth fesë dhe politikës.[6]

Nëse shikojmë definicione tjera të autorëve mason mbi masonerinë, do të shohim se ata e definojnë këtë shoqëri si:

---

[4] Laurence Gardner, epror i Celtic Church`s Sacred Kindred të st.Columbia-s, është një gjenealogjist i familjeve mbretërore dhe i kalorësve të njohur në nivel ndërkombëtar. I njohur si Kalorësi Labhran i St.Germain-it, është atashe presidencial në European Council of Princes, një institucion konstitucional konsultues i themeluar më 1946.

[5] Të fshehtat e masonerisë – Laurence Gardner, fq.135;

[6] Të fshehtat e masonerisë – Laurence Gardner, fq. 78-79; Zna~eweto na Masonerijata-– V.L. Vilm{urst, fq.23, "Kultura-Skopje", 2007; "

"art i bazuar mbi principet e gjeometrisë" dhe "shkencë e cila merret me zhvillimin dhe përsosjen e mendjes njerëzore".[7]

Këto ishin definicione të cilat i kanë sjellë vet autorët mason, por kundërshtarët e kësaj organizate, nuk e llogaritin atë si shoqëri mbi norma morale, shkencë apo art, por e konsiderojnë atë si një lëvizje politike, e cila dëshiron të rrëzoj qeveri, të sundoj botën, të shkaktoj luftëra, etj. Atë e definojnë si organizatë të fshehtë, e cila fsheh vëllazëri mbi besime pagane.

Masoneria akuzohet se mban fshehur sekrete të mistershme të cilat janë në dëmin e njerëzimit. Këtë e deklaron edhe masoni Menli P. Holl, në librin *"Leksione mbi filozofinë e lashtë"* ku thotë: *"Masoneria është një vëllazëri brenda një vëllazërie, një organizatë e jashtme, që fsheh një vëllazëri të brendshme të njerëzve të zgjedhur. Shoqëria e padukshme është një vëllazëri e fshehtë, e përkushtuar ndaj një Sekreti të Mistershëm".*[8]

[7] Po aty, fq. 80;
[8] Cituar sipas Texe Marrs, në librin Kodet Magjike, fq.18, "Bota Shqiptare-Tiranë";

### *I.2.1 Emërtimi i masonerisë*

Kjo organizatë u emërtua me emrin *masonry*, kurse anëtarët me *mason (*murator), anëtarët e shkallëve të para quhen *freemason (ang.)* apo *frankmason (fre.)* që nënkupton "murator i lirë". Përdorimi i parë i fjalës *Freemason ë*shtë shënuar në vitin 1376, por ajo është e lidhur thjeshtë me vëllazërinë e ndërtimit në Angli.[9] U quajtën mason, prej në momentin kur Templierët, ushtarët e Luftërave të Kryqëzatës u kthyen prej Palestine në Evropë, themeluan shoqërinë sekrete fremasonët, dhe e quajtën kështu në nder të ndërtuesve të Tempullit të Madh të Solomonit.[10]

Tjerë mendojnë se termi *freemason* buron nga tkurrja e fjalëve *frestone mason* që d.m.th. "mjeshtër gurrë prerës", specialist në prerjen e gurëve që nuk ciflosen dhe janë të lehtë për prerje, si dhe në lidhje me ata që dinin të punonin gurin dhe ishin të lirë të udhëtonin për të siguruar porosi pune, apo në referim të ndaj Shtatë Arteve të Lira dhe ndaj fjalës "i lirë". Një tjetër hipotezë duke u nisur nga një perspektivë në mënyrë

[9] Deshifrimi i simboli i humbur – Simon Cox, fq.80;
[10] Emisioni dokumentar "The Arrivals", pjesa 35; Noreaga Productions 2008;

tipike fizike, na çon të marrim në konsideratë figurën e arkitektit që është i lirë në kuptim që di dhe mund të realizoj atë që dëshiron duke e nxjerrë nga guri, apo në referim të shkallës së parë masone, asaj të fillestarit i cili ka "lindur i lirë", ky term i cili paraqitet në shek.XIV".[11]

Pra, shohim se edhe emërtimi e masonëve si muratorë, ndërlidhet me definicione të ndryshme, ku të dy interpretimet ndërlidhen me ndërtimin, pra, këtu është për qëllim ndërtimi i Pallatit të Solomonit në Jerusalem, e cila është një nga qëllimet kryesore të masonerisë, pra, ndërtimin e pallatit të tyre mbi rrënojat e Mesxhidul Aksasë.

## I.3 Prejardhja e masonerisë

Treguam se dokumentet zyrtare tregojnë se masoneria është e themeluar publikisht në vitin 1717, por kjo organizatë ka rrënjët më thellë në histori, ku shumica e analistëve dhe shkrimtarëve mbrojnë qëndrimin se masoneria është versioni modern i ushtarëve dhe kalorësve Tempullarë, të cilët udhëhoqën luftërat e kryqëzatave prej Evrope në Palestinë, për të pastruar Tokën e Shenjtë prej "pa besimtarëve". Pra,

[11] Të fshehtat e masonerisë – Laurence Gardner, fq.37-38; fq.151,153;

mësimet dhe organizimi i masonerisë në mënyrë të fshehtë daton shumë kohë më parë se viti 1717.

Së pari të tregojmë për çështjen e Tempullarëve. Pas disfatës së Kryqtarëve në Palestinë, Kalorësit Tempullarë kthehen në Evropë më 1127 të ngarkuar me një koleksion të rëndësishëm dokumentesh shumë të lashtë. Urdhri i Kalorësve Tempullarë u themelua në vitin 1118. Këtë urdhër e përbënin nëntë kalorës francez, që kishin bërë betim të ngriheshin si mbrojtës të Tokës së Shenjtë. Këta quheshin edhe si Ushtarë të Krishtit.[12]

Në vitin 1127 kërkimet e kryera nga Tempullarët në thellësitë e fshehta të Tempullit të Jerusalemit kishin përfunduar dhe ata ishin kthyer në Francë të ngarkuar me një thesar legjendar. Pas kësaj kohe, ata arrijnë një fuqi të madhe në Evropë, saqë filluan të përfshihen në punët e rëndësishme si në nivel politik, ashtu edhe në atë diplomatik dhe ekonomik, në Evropë dhe në Lindjen e Mesme. Tempullarëve filluan t`u nënshtroheshin edhe mbretërit.[13]

Më pas, kur këta paraqesin kërcënim për sigurinë dhe sundimin e Kishës, fillojnë të ndiqen nga ana e Kishës Romake. Gjatë vitit 1306, Urdhri i Tempullarëve ishte bërë aq

[12] shih: Të fshehtat e masonerisë – Laurence Gardner, fq.154-156;
[13] Po aty, fq. 160-161;

shumë i fuqishëm sa ngjalli xhelozi tek mbreti i Francës, Filipi i IV, e ky në bashkëpunim me papën e Vatikanit, papa Klementi V, komplotoi një sulm për zhdukjen dhe eliminimin e këtij urdhri Tempullarë. Të premten, më 13 Tetor 1307, fillon zhdukja dhe ndjekja e Tempullarëve prej France. Ata u akuzuan se zhvillojnë praktika fetare fe mohuese, homoseksualizëm dhe magji të zezë.[14]

Me fillimin e zhdukjes së Tempullarëve, mësimet e tyre nuk morën fund, sepse mbreti nuk arriti që t`i zhduk të gjithë, ku një pjesë e tyre arritën që t`i ikin sistemit të Kishës dhe u strehuan në shtetin në të cilin nuk kishte pushtet Kisha Katolike, në Skoci.

Mësimet e fshehta, janë përcjellë prej te Tempullarët, te masonët e sotëm.[15] Këto mësime i përcollën, pasi u vendosën në Skoci Tempullarët. Por tani Tempullarët ishin kthyer publikisht në skenë përmes shoqërive sekrete të përhapura anembanë Evropës, por më shumë përmes një tjetër emri: Masoneri.[16] Pra, masonët përfaqësojnë urdhrin Tempullarë. Ashtu siç deklaron edhe David Icke[17], se: “Masoneria lindi në

---

[14] po aty, fq. 167;
[15] MASONI, brevijar za drevnoto bratstvo – Jovan Brigiski, fq.6;
[16] Rrethi i intrigës – Texe Marrs, fq. 262; Bota Shqiptare-Tiranë; Sekreti më i madh – David Icke, fq.238;
[17] David Icke është studiues i historisë së fshehtë dhe konspiracioneve, gazetar i njohur dhe konferencionier. Pasi ka punuar për kanalin BBC dhe

Skoci midis familjeve të njohura të Vëllazërisë...”.[18] David Icke po ashtu mohon që masoneria lindi prej lozhave të muratorëve, të cilët punonin nëpër kishat dhe katedralet e mëdha, por se masonët rrjedhin prej Esenëve, nga hebrenjtë Farisej (Levitët), nga shkollat misterike egjiptiane dhe greke, etj.[19] Po ashtu Icke, duke iu referuar fjalimit të masonit Ramsej, thotë: “Masoneria rrjedh prej shkollave misterike të lashtësisë që respektonin kultin e Dianës, Minervës dhe Isidës. Si dhe se Masoneria kishte lindur në Tokën e Shenjtë në kohën e kryqëzatave (Kalorësve Tempullarë) dhe jo midis muratorëve”.[20]

Dëshmitë tjera për ekzistimin e masonerisë para vitit 1717 janë të shumta. Siç cek edhe Gardner se: “është e padyshimtë se rryma masone “spekulative” arriti në Angli nga Skocia kur të dy kurorat u bashkuan në vitin 1603, por është gjithashtu e padyshimtë se në terma “operativ”, Vëllazëria masone e Londrës mburrej me një stemë heraldike që nga viti

media tjera, sot zëri i tij përfaqëson një nga alternativat më domethënëse ndaj informacionit zyrtar.

[18] Të fshehtat e masonerisë, Gardner, fq. 17; Sekreti më i madh – David Icke, fq. 237;

[19] Po aty, fq. 236;

[20] Po aty, fq. 244; si dhe “Deshifrimi i simboli i humbur” – Simon Cox, fq.86;

1472. Po aq interesante është se në vitin 1655 emri ishte ndryshuar në Shoqëria e Masonëve të Londrës".[21]

Dy dokumentet më të vjetra masone të ruajtura në Angli i takojnë përkatësisht vitit 1390 dhe vitit 1450.[22] Po ashtu, dokumentet kelte të vitit 1535 dëshmojnë se shoqëria sekrete ka ekzistuar para vitit 1440, nën emrin Vëllazëria e Shën Gjonit dhe që atëherë e deri më 1535 nën emrin Urdhri Mason i Shën Gjonit, apo Vëllazëria masone.[23]

Këto ishin disa të dhëna mbi prejardhjen e urdhrit mason, si dhe datimi i kësaj organizate para formimit zyrtar të vitit 1717.

## I.4 Mësimet (besimi) e masonerisë

Në këtë pjesë do të cekim diçka në lidhje me mësimet kryesore të shoqërisë së masonerisë dhe besimi i tyre (në çka besojnë). Është me rëndësi të ceket se, atë çka e thonë kundërshtarët e kësaj organizate për besimin e tyre, vet masonët nuk e pranojnë një definim të tillë për besimin e tyre, porse në esencë, prapë, besimi i tyre mbahet në sekret.

[21] Të fshehtat e masonerisë, Gardner, fq. 61-62;
[22] Po aty, fq. 39;
[23] MASONI, brevijar za drevnoto bratstvo – Jovan Brigiski, fq.7;

Mësimi kryesor në masoneri, është fshehtësia, dhe prej në fillim kur anëtarësohet ndonjë anëtar i ri, atij i bëhet me dije, se nuk lejohet të nxirret jashtë lozhës mësimi që e merr brenda dhe se tërë jetën është i obliguar ta mbajë fshehtë.

Masoneria nuk është organizatë e fshehtë, sidomos pas vitit 1717, porse mësimet e saja janë të fshehura prej opinionit, kështu që mbesin sekret mësimet e saja, sepse çdo organizatë, mbledhjet e veta normal se do t`i kryej pas dyerve të mbyllura, siç thotë edhe Gardner: "*...nëse i kryejnë ritualet pas dyerve të mbyllura, mos duhet të dyshojmë se fshehin kushedi çfarë sekretesh Kabalistike? Ndoshta, në ndonjë rast, por në më të shumtën e herëve, bëhet fjalë thjeshtë për dëshirën për të ruajtur një çikë `privacy`. Rituali mason është bërë i njohur dhe është publikuar, i disponueshëm për të gjithë. Nuk është i fshehtë. Dhe nuk janë të fshehta, në kuptimin e ngushtë, as veprimtaritë e kryera nga lozhat. Bëhet fjalë, mjaft thjeshtë për veprimtari "private".*[24]

Po ashtu, sipas të njëjtit autor, në masoneri, të fshehta janë vetëm shenjat, prekjet dhe parullat e njohjes, me të cilat ithtarët njihen mes vete.[25]

[24] Të fshehtat e masonerisë, Gardner, fq.148;
[25] Po aty, fq.65;

Por sipas autorëve tjerë mason, thonë se: pse të jetë e tërë kjo fshehtësi, kur nuk ka asgjë për t`u fshehur? Por vallë, a ka diçka që ndoshta mbahet fshehtë edhe nga vet masonët e shkallëve të ulëta, fshehtësi që i dinë vetëm ata të shkallëve më të larta?[26]

Asnjë nga hulumtuesit e shkencës okultiste nuk do të mohoj se shumë nga udhëheqësit e masonerisë kanë qenë në kërkim të fshehtësive të magjisë.[27]

Masoneria vepron si mbrojtëse e mistereve antike, duke e ruajtur në siguri sasinë e madhe të dijeve të lashta dhe duke e zbuluar atë pjesë-pjesë në grada të ndryshme. Masoneria është një shkollë moderne e mistereve, e cila shërben për t`i mbajtur gjallë Misteret Antike.[28] Masoneria shërben dhe ka synim që të mbledh dhe të rruaj arkivat e lashta të dijes njerëzore.[29] Pra, kështu e definojnë shumica e analistëve dhe historianëve mason fshehtësinë e masonerisë. Principet kryesore të masonerisë në të cilat bazohet ajo, janë: Dashuria vëllazërore, ndihma dhe e vërteta.[30]

---

[26] Vtoriot Mesija- Kristofer Najt i Robert Lomas, fq.45-46, ѓурѓа-Skopje, 2008, botimi i dytë;

[27] Masonski i okultni simboli – Dr.Keti Barns, fq.159, Metaphysica-Beograd, 2005;

[28] Deshifrimi i simboli i humbur, Simon Cox, fq. 155;

[29] Të fshehtat e masonerisë, Gardner, fq.8;

[30] Zna~eweto na Masonerijata-– V.L. Vilm{urst, fq.7;

### *I.4.1 Zoti i masonëve*

Masoneria po ashtu ka zotin e vet të cilin e besojnë, por ata nuk thonë se besojnë në ndonjë nga zotat e feve qiellore, por kanë zotin e tyre të cilin e fshehin pas shumë emrave. Në masoneri, kur anëtarësohen në fillim, anëtarit nuk i kushtëzohet se cilin besim e ndjek, porse vetëm të besoj në ndonjë hyjni supreme, që në masoneri njihet me emrin Arkitekti i Madh i Universit apo Qenia Supreme, duke mos përdorur terme zot, Allah, Buda, apo Jezus.[31]

Në masoneri, bëhet e ditur se emri i humbur i zotit të cilin ata adhurojnë nuk është Jahve apo Jezu, por është Jahbuhlun (prej Jah-Baal-On).[32]

Pra, e kuptojmë se zoti i masonëve nuk është Zoti i vërtetë që duhet të besohet, por se është një zot, të cilin e quajnë me emra të ndryshëm, që në fund nënkuptohet se besojnë në djallin, apo siç e quajnë ata, Luciferin.

Lozhat masone besojnë dhe adhurojnë Luciferin, të njohur edhe si Satana,[33] këtë e kuptojmë edhe nga deklaratat e vet disa masonëve të rangjeve të larta, siç është Albert Pike,

---

[31] shih: Të fshehtat e masonerisë, Gardner, fq.31; si dhe fq.146; Deshifrimi i simboli i humbur, Simon Cox, fq.48;
[32] Kodet Magjike, Texe Marrs, fq.67-69;
[33] Rrethi i intrigës – Texe Marrs, fq. 236;

apo Kabalisti Eliphas Levi. Elifas Levi pranon faktin se djalli dhe Luciferi janë një i vetëm. Ai thoshte se të krishterët gabimisht e besojnë djallin si armik, porse ai është ndihmës dhe mirëbërës i njeriut. Ai e cilësonte djallin si "engjëll që kryeson dritën e së vërtetës".

Masonët nuk adhurojnë djallin (kështu thonë publikisht) porse e lavdërojnë Luciferin.[34] Po ashtu, lideri masonik, gjenerali suprem Albert Pike, pranonte se masonët adhuronin Satanën, Satana është mohimi i zotit, Luciferi është sjellësi i dritës` thoshte ai.[35] Po ashtu, Henri Makov, deklaron se qëllimi i familjeve të pasura që janë të inkorporuar në rangjet e larta të masonerisë, janë të përkushtuar në adhurimin e Luciferit, shkatërrimin e fesë Krishtere dhe ndërtimin e tempullit pagan në Jerusalem.[36] Por, kush është Luciferi? Emri Lucifer rrjedh prej *Lux-pher* që d.m.th. sjellësi i dritës; ylli i mëngjesit; planeti Afërditë kur lind para diellit, etj. kurse kuptimi esencial është se ky emër aludon në "engjëllin" e dritës, i cili u bë engjëlli rebel ndaj urdhrit të Zotit[*]; aludon kreun e djajve; pas vitit 1667 emri Lucifer bëhet term i cili tregon Satanën.[37] Disa

---

[34] Kodet Magjike, Texe Marrs, fq.48;
[35] Iluminatët, Henry Makow, fq. 44, Bota Shqiptare-Tiranë;
[36] Po aty, fq. 296;
[*] Duhet të dimë, se në Kur`an, tregohet se Iblisi asnjëherë nuk ka qenë melek, porse ka qenë xhin. Shih në Kur`an, sure Kehf, 50;
[37] Të fshehtat e masonerisë, Gardner, fq.314-315;

autorë mason mohojnë se masonët janë Satanist, por nuk mohojnë se janë Luciferian. Ata thonë: Luciferianët mendojnë se po veprojnë mirë, kurse Satanistët e dinë se janë të ligë. Si dhe se zoti i urdhrit mason është Luciferi.[38]

### *I.4.2 Masonët dhe Kaballa*

Libri i Kaballës është një ndër librat bazë në shoqërinë masonëve. Këtë e pohojnë shumë studiues të kësaj organizate. *Kaballa* është tradita e fshehtë gojore e Hebrenjve, një element shumë i fuqishëm i cili është inkorporuar në sistemin mason.[39] Tradita masone ishte e lidhur me fije të dyfishtë me urtësitë filozofike të Kabalës[40] dhe nëse analizojmë, do të shohim se masoneria është e bazuar plotësisht në Kaballa, si dhe në të gjitha ritualet masone, do të hasni elementet e Kaballës.[41] Masoneria e lavdëron mësimin kaballist, ritualet masone mbështeten plotësisht në këtë libër, i cili është libër i magjisë së zezë judaiste, kurse prejardhja e saj është nga magjia e

[38] Kush e sundon botën? – Jim Marrs, fq. 356, Bota Shqiptare-Tiranë;
[39] Zna~eweto na Masonerijata-– V.L. Vilm{urst, fq.27;
[40] Të fshehtat e masonerisë, Gardner, fq.34;
[41] The Arrivals, emision dokumentar, pjesa 13; Noreaga Productions 2008;

Babilonisë dhe Egjipti. Kaballizmi mbron doktrinën se Djalli është zoti i vërtetë, Kaballizmi është baza e magjisë moderne, astrologjisë, numerologjisë, letrave të fatit, mësimi se e mira dhe e keqja janë një.[42] Po ashtu, shkrimtarë tjerë në lidhje me Kaballën deklarojnë: `Kaballa paraqet një filozofi metafizike hebreje të shtrembëruar, e cila qëllimin kryesor e ka të përqendruar në flakjen e besimeve tjera në Zot...Masoneria moderne e ka ruajtur kuptimin kryesor të Kabalizmit. Të gjitha sistemet masone, paraqesin në të vërtetë mendime kaballiste`.[43]

Pra, nga e tërë kjo kuptojmë, se masonët veprojnë dhe bëjnë ceremonitë dhe ritualet e tyre në bazë të librit magjik okultist Kaballa. E kjo na lë të kuptojmë se edhe vetë mësimet dhe besimi mason është i ngritur mbi bindjet Kabaliste.

## I. 5 Depërtimi i `Mendjendriturve` nëpër lozhat e masonerisë dhe qëllimet e tyre

---

[42] Kodet Magjike, Texe Marrs, fq. 460-465; Iluminatët, Henry Makow, fq. 13; dhe fq.31;
[43] Konspiracioni dhe shoqatat sekrete-Saad R.Gashi, fq. 36, Mitrovicë, 2006;

Për të kuptuar zhvillimin e politikës botërore së sotme, është me rëndësi të kuptojmë se kush është organizata e masonerisë, dhe nga kush janë të ndikuar ata; ndikimi i shoqërisë së fshehtë të *Iluminati-ve* (Mendjendriturit, termi *Iluminati* -të ndritur, i referohet Luciferit, që d.m.th. sjellësi i dritës) në lozhat masone, pasi kjo është një pikë kyç e cila shpalos dallimin në mes masonëve të shkallëve fillestare dhe të atyre të rangjeve të larta në hierarki dhe politikë. Masonët sot janë të njohur si organizata që sundon botën, por në esencë, dikush përmes masonëve dhe lozhave të tyre arriti që të arrij dominimin politik, e ata janë padyshim \`Mendjendriturit\`. Këtë më hollësisht do ta sqarojmë në vijim.

Shoqërinë e fshehtë të *Iluminati*-ve e themeloi Adam Vajshop, i cili u lind më 6 Shkurt 1748, në Gjermani. Ai ka qenë prift në radhët e Jezuitëve*. Me datë 1 Maj 1776, në Bavaria të Gjermanisë, ai themeloi lëvizjen e *Iluminati*-ve, e cila u themelua në principe të rregullave dhe parimeve Jezuite. Pas vitit 1778, anëtarët e saj arrijnë t\`i nënshtrojnë lozhat masone, të cilët fillojnë ta realizojnë në përpikëri politikën e tyre. Të gjitha pozitat komanduese në lozha i zënë njerëzit e Vajshopit. Qëllimi i kësaj lëvizje është revolucioni botëror dhe

* Jezuit- Avangardë dhe ushtri e Kishës Romake, e themeluar më 1541 nga Ignacius Lajola. Shtabi i tyre gjendet në Vatikan.

themelimin e Rendit të Ri Botëror. Është e përhapur ngado në botë dhe prej momentit kur i marrin lozhat masone në dorë, *Iluminati*-të bëhen fuqi sunduese dhe fillojnë që t`i realizojnë planet e errëta për zhdukjen e Krishterimit dhe likuidimin e qeverive botërore. Vajshopi për t`i zënë të gjitha lozhat masone ka paramenduar një sistem të fshehur me anë të cilit njerëzit e tij do të jenë në vendet kyçe të lozhave masone, të arrijnë në vende të larta në politikë dhe të marrin qeverinë dhe udhëheqjen e lozhave. Udhëheqja e Rotshildëve, Vajshauptit dhe Jezuitëve është kushtuar përçarjes dhe sundimit të masave përmes luftërave dhe konflikteve, duke manipuluar politikën, financat dhe fenë, ku Rotshildët* e ndihmuan Vajshauptin që të infiltrohet në mesin e masonëve, në lozhën e Masonerisë së Lindjes së Madhe, po ashtu edhe *Iluminatët* të infiltrohen në mesin e masonëve të lirë. Për t`u shërbyer Rotshildëve (shefave të vet), Vajshopi hartoi programin prej shtatë pikëve: Shkatërrimin e qeverive paqedashëse, heqja e trashëgimisë,

* Themelues i dinastisë Rotshild është Majer Amshel Rotshild, i lindur më 1743, në Frankfurt të Gjermanisë. Pesë djemtë e tij krijuan dhe hapën banka në Londër, Vjenë, Napoli, Paris. Këta edhe sot janë një ndër familjet më dominues në botë, të cilët kontrollojnë bankat botërore dhe Rezervën Federale. Ka prejardhje hebreje, por më shumë praktikojnë Kaballën. (Komploti..Nikola Nikolov, fq.54-82);

zhdukja e patriotizmit, zhdukja e familjes, heqja e religjionit dhe krijimin e Rendit të Ri Botëror.[44]

*Iluminatët* morën nën kontrollin e tyre shumë grupe, si Jezuitët, Opus Dei, Kalorësit e Maltës, Kalorësit Tempullarë dhe Masonët. Nivelet më të larta të lëvizjes së *Iluminati*-ve janë persona që praktikojnë *Satanizmin* (adhurimin e djallit si zot) dhe se *Iluminati* janë një kult sekret Luciferian që përfaqësojnë rendin më të lartë frimason.[45]

Këto grupe që udhëhiqeshin nga *Iluminatët*, si masonët, Bilderbergët, Jezuitët dhe Sionistët, fuqizohen dhe financohen të gjithë nga bankierët.[46]

Thamë se, masoneria dhe lozhat e saja janë okupuar nga sekti i *Iluminati-ve*, dhe masonët e rangjeve të ulëta nuk e dinë qëllimin kryesor të atyre nga shkalla e lartë, të cilët udhëhiqen nga "Mendjendriturit", masonët e shkallëve të ulëta janë shumica njerëz punëtor dhe pa qëllime negative, porse keqpërdoren nga *Iluminatët* si mbulesë.[47]

[44] shih: Komploti botëror- Nikola M. Nikolov, fq.49-51, Tetov 1998; Konspiracioni botëror, David Icke, fq.229; Rrethi i intrigës, Texe Marrs, fq.268; Kush e sundon botën-Jim Marrs, fq.346;
[45] shih: Konspiracioni botëror, David Icke, fq.146; Iluminatët-Henry Makow, fq.439; Rrethi i intrigës, Texe Marrs, fq.308;
[46] Iluminatët-Henry Makow, fq.424-425;
[47] Po aty, fq.343-344;

Një marrëveshje u arrit në mes *Iluminati* dhe masonëve në Kongresin e Vilhelmsbad më 20 Dhjetor 1781, ku *Iluminatëve* iu shtuan edhe tre degët e ulëta të masonerisë.[48] Kurse më vitin 1786, në kongresin e tretë Masonik në Frankfurt, *Iluminati* kishin në kontroll të gjitha shoqëritë masonike, që në total përfshinin tre milion anëtar nëpër tërë botën.[49]

Menli Holl, mason i gradës 33, studiues më i madh i lozhave masone për shek.XX, në librin e tij *Lexime të filozofisë së lashtë* zbulon se udhëheqja kryesore e *Iluminati-ve* vjen prej lozhave masone dhe se masonët e rangjeve të mesme të lozhave masone as që e kanë idenë e planit të madh. Po ashtu, masonët tipik të rangjeve të ulëta nuk e dinë se brenda vëllazërisë së fshehtë masone ekziston një elitë anonime por me shumë pushtet dhe e organizuar mirë që synon sundimin global dhe nxit përhapjen e pushtetit të Luciferit.[50]

Ky rreth i brendshëm i *Iluminati* është guri i majës së piramidës së shkallëve masone. Shkallët e *Iluminati* fillojnë aty ku përfundojnë shkallët e masonëve. Ky rreth i brendshëm përmes masonëve sot kontrollon agjencitë e inteligjencës, policinë, shërbimet e sigurisë, forcat e armatosura të shteteve më të fuqishme të botës, kontrollon Vatikanin, Kishën

[48] Po aty, fq.22 dhe fq.145;
[49] po aty, fq. 147;
[50] Rrethi i intrigës-Texe Marrs, fq. 183-184;

Katolike, Sh.B.A-në dhe luftërat e tyre, bankat, ekonominë, media, industritë e fuqishme, politikën, gjykatat, arsimin, mjekësinë, tregtinë, tregtinë e drogës, etj..[51]

Po shohim se organizata masone kontrollohet në mënyrë të fshehtë nga padronë çifut,[52] ku edhe vetë masonët janë të mashtruar prej tyre,[53] sepse pjesa dërmuese e anëtarëve në lozha masone nuk janë satanistë,[54] masonët e thjeshtë nuk e dinë se çka punohet dhe nuk i dinë qëllimet e shkallëve të larta të organizatës, por disa të zgjedhur e dinë shumë mirë.[55]

Por edhe vetë *Iluminati* janë vegël e cila përdoret sot nga ana e bankierëve Kaballist dhe disa familjeve të cilat e drejtojnë lëvizjen e *Iluminati* siç janë Rotshild, Rokfeler dhe Vinsdor.[56]

Këto organizata, përdoren nga këto familje të mëdha për qëllimet e tyre, siç janë p.sh. krijimi i një shteti global policor, mundësinë e zgjedhjes së presidentëve amerikan, shndërrimin e Palestinës në shtet hebreo-mason. Po ashtu kanë qëllim reduktimin e popullatës në botë dhe zvogëlimin e numrit të

---

[51] Po aty, fq.4, dhe fq.12-13; Iluminatët-Henry Makow, fq.152-153; Sekreti më i madh – David Icke, fq.72; 223; 266; 270; 275; 359; si dhe fq.392;
[52] Kodet Magjike-Texe Marrs, fq.612;
[53] Po aty, fq.22-23;
[54] Sekreti më i madh – David Icke, fq.415;
[55] Konspiracioni botëror – David Icke, fq.218 dhe fq.238-239;
[56] Iluminatët-Henry Makow, fq.25; 41; 111; 128;

njerëzimit prej 6 miliard në më pak se 1 miliard. Ata kanë për qëllim krijimin e një Qeverie Botërore (Novus Ordo Seclorum) e cila është edhe parullë masone dhe rindërtimin e Tempullit të Solomonit.[57] Qëllimet e tyre janë skllavërimi i njerëzimit në aspektin mendor, emocional, shpirtëror dhe fizik, njerëz të pajisur me mikroçipe, e gjitha kjo të arrihet përmes një diktature globale, të centralizuar me një qeveri botërore, një ushtri, një bankë qendrore, një monedhë, një fe botërore dhe në fund të sjellin në krye të tyre atë që e quajnë “Antikrishti”.[58]

Dora e tyre fshihet pas vrasjes së shumë njerëzve të famshëm siç është vrasja e papa Gjon Pali I, në vitin 1978, i cili ishte në fron vetëm 33 ditë[59] (numri 33 ka rol të rëndësishëm për këto shoqata, e cila do shpjegohet më pas), po ashtu vrasja e kryetarëve të Sh.B.A.-së Abraham Linkoln dhe John F. Kennedy[60] etj.

Qëllimet kryesore të tyre mund të shihen në Protokollet e tyre të cilat janë të njohura në botë si Protokollet e të Urtëve të Sionit, këta protokolle u shërbejnë masonëve si leksione.[61]

---

[57] Iluminatët-Henry Makow, fq.5; 55; 79; 82; 152;

[58] shih: Konspiracioni botëror-David Icke, fq.732-733; Sekreti më i madh-David Icke, fq.5;

[59] Konspiracioni botëror-David Icke, fq. 242;

[60] Më shumë se top secret-Jim Marrs, fq.149, Bota Shqiptare-Tiranë, 2010;

[61] shih: Protokoli na sionskite mudreci,– nov svetski poredok, - Martina-Skopje, 2006;

Pra, në këtë pjesë treguam në lidhje me shoqërinë e cila qëndron pas masonëve, familjet më të fuqishme në botë, qëllimet e tyre dhe politika, ndikimi i tyre dhe roli.

## I. 6 Anëtarët e famshëm të masonerisë, shtrirja dhe autoriteti

Masoneria është një organizatë, e cila brenda viteve ka ngërthyer në rrethin e vet një numër të madh të anëtarëve, me një shtrirje botërore, si dhe një numër i madh i këtyre anëtarëve, ishin njerëz të famshëm në aspektin politik, ekonomik, ushtarak, etj.  Kurse në vazhdim do t`i cekim këto anëtar të famshëm, si dhe numrin e masonëve në botë.

Para se të cekim anëtarët, të tregojmë se, autoritetet masone thonë se, rangjet masone janë plot e përplot me njerëz me influencë dhe të fuqishëm (udhëheqës botëror), por kjo nuk do të thotë se masoneria ka në duart e saj frerët e qeverisjes së botës, pasi ata nuk kanë qëllim sundimin, por vlerat shpirtërore, filozofike dhe edukative.[62] Por, ky është vlerësimi i masonëve për veten, kurse të tjerët, kanë pikëpamje tjetër mbi këta udhëheqës të fuqishëm të cilët janë anëtar në lozhat masone.

[62] Të fshehtat e masonerisë-Laurence Gardner, fq.339;

Ndër anëtarët më të famshëm të masonerisë, me të cilët krenohet edhe ajo vet, janë: Xhorxh Washington, Xhon Hankok, Benjamin Franklin, Samuel Adams, Xhon Adams, William Devis, Tomas Hatkinson, nënshkruesit e Deklaratës së Pavarësisë së Sh.B.A.-së, 50 prej 56 nënshkruesve ishin mason, prej 55 delegatëve të Konventës Kushtetuese, 31 ishin mason, si dhe 33 prej 74 gjeneralëve nën urdhër të Washingtonit ishin mason;[63] po ashtu Kerry, Mekkejn, Sarkozi, Angela Merkel, Vlladimir Putin; politikanët që mbështesnin sionizmin ishin mason; autori i himnit amerikan Francis Skot Ki, ishte mason; më shumë se gjysma e presidentëve amerikan ishin mason siç janë: Washington, Madison, Adams, Xheferson, Monro, Xhekson, Van Buren, Tajler, Tejlor, Pirs, Bakanan, Xhonson, Garfild, McKinli, Teodor dhe Franklin Ruzvelt, Taft, Harding, Truman, Ford, Regan, Klinton, Bush, Bush i riu dhe Obama.[64] Familja mbretërore britanike ka qenë gjithmonë pranë masonerisë;[65] mason nga Evropa ishin: Winston Çërçil, Sesil Rodi, Horatio Nelson, Artur Wellington, Xhon Moore, Simon Blivar, Xhuzepe Garibaldi, Jozef Hajdën (autor i himnit gjerman), Wolfgang Amadeus Mozart, Johan Wolfgang fon

[63] Po aty, fq.117 dhe 400; Konspiracioni botëror – David Icke, fq.176;
[64] Iluminatët-Henry Makow, fq.150-151, 249, 347 dhe 384;
[65] Sekreti më i madh-David Icke, fq.504;

Gete, Aleksandër Pushkin, etj.[66] si dhe politikan tjerë të famshëm si: Robespieri, Napoleoni, Lenini, Stalini, Marksi, Gorbaçovi, Boris Jelcin, Musolini, Ariel Sharon dhe Fidel Kastro.[67]

Këto ishin ndër masonët më të famshëm të cilët janë të evidentuar nëpër lozha si anëtarë të saj, si dhe masoneria nuk e mbulon emrin e tyre, kurse tash do të tregojmë mbi numrin dhe anëtarët e saj nëpër botë, shtrirja dhe përhapja.

Është e konfirmuar se në vitet e `70 të shek.XX, në botë ka pasur 6 milion mason, 4 milion vetëm në Sh.B.A.[68] si dhe numri i lozhave ka arritur në 30.000[69] ku vetëm në Britaninë e Madhe ka 3000 lozha masone.[70] Ndër themeluesit e ShB.A.-së, llogariten masonët, po ashtu thuhet se masoneria qëndron prapa krijimit të OKB-së (Organizata e Kombeve të Bashkuara) dhe të shtetit të Izraelit.[71] Lozhat masone u përhapën kudo nëpër

---

[66] Kush e sundon botën-Jim Marrs, fq.346; MASONI, brevijar za drevnoto bratstvo – Jovan Brigiski, fq.XV;
[67] Kodet Magjike-Texe Marrs, fq.53 dhe 612;
[68] Enciklopedia zivih religija – Nolit-Beograd, 1990, fq.440;
[69] Ruaju Mesihut Dexhall- Muhammed Isa Davud, fq.87; Gjilan, 2005;
[70] Zna~eweto na Masonerijata-– V.L. Vilm{urst, fq.13;
[71] Iluminatët-Henry Makow, fq.156 dhe 159; Konspiracioni dhe shoqatat sekrete, Saad Gashi, fq.50-51;

botë, në Angli, Francë, Sh.B.A, Rusi, Spanjë, Gjeorgji, Afrikë, etj.[72]

### I.6.1 Lozhat masone

Para, se të fillojmë me kapitullin e radhës, është e vlefshme që të cekim se çka do të thotë lozhë masone, pasi lozhat janë të një rëndësie të veçantë në sistemin mason, si dhe shpesh ceket në punim, andaj do të japim një sqarim të vogël në lidhje me kuptimin e lozhës.

Termi lozhë (*Lodge, ang.)* përdoret për të treguar një takim mason të thirrur, tregon vendin dhe sallën ku mbahen mbledhjet masone,[73] kurse në kuptim ezoterik, lozha simbolizon universin në tërësi, po ashtu simbolizon tempullin e mbretit Solomon. Forma e lozhës shtrihet në gjatësi me drejtim Lindje-Perëndim, kurse në gjerësi, me drejtim Veri-Jug. Duhet të ketë formën e Paralelogramit dhe të jetë me dy hyrje.[74]

---

[72] shih: Hiramoviot Klu~ - Kristofer Najt i Robert Lomas, fq.364-369, ŕurŕa-Skopje, 2008, botimi i parë;

[73] Të fshehtat e masonerisë-Laurence Gardner, fq.245;

[74] MASONI, brevijar za drevnoto bratstvo – Jovan Brigiski, fq.75-78 dhe fq. 97; Zna~eweto na Masonerijata-– V.L. Vilm{urst, fq.83-84;

Lozhat e para fillojnë të paraqiten në fillim në Skoci nga shek.XV,[75] por këto kanë qenë tubime shumë të fshehta, kurse publikisht ndërtohen me themelimin zyrtar të masonerisë. Në lozha lejohet të hyjnë vetëm burrat, ndërsa grave u ndalohet të hyjnë, kurse lozhat e Irlandës pranonin edhe gra në radhët e tyre.[76]

Këto ishin të dhëna të mjaftueshme të cilat na e bëjnë më të qartë shoqërinë e masonëve.

[75] Të fshehtat e masonerisë-Laurence Gardner, fq.200; Deshifrimi i simboli i humbur- Simon Cox, fq.80;

[76] Të fshehtat e masonerisë-Laurence Gardner, fq.127 dhe fq.384-388;

# II. Simbolet e masonerisë

## II.1 Definimi i simboleve

Fillimisht, duhet të definojmë simbolin, se çka është ajo, për të kuptuar më lehtë pastaj vlerën që kanë ato për masonët.

*Simbol* është diçka që përfaqëson apo sugjeron diçka tjetër, e cila është e ndërlidhur me ngjashmëri me të përfaqësuarën, apo e definojmë si shenjë e dukshme për diçka të padukshme. Po ashtu, simboli definohet edhe si: *figurë e ndonjë objekti intelektual, moral, shpirtëror, e cila na paraqet mendjes sonë diçka që nuk na është treguar, porse kuptohet nga shenja.* Për rëndësinë që kanë simbolet në masoneri, thuhet: “Masoni i cili nuk e dinë kuptimin e simboleve, ai dobët e njeh masonerinë”.[77]

Njerëzit janë të vetmet krijesa në botë që përdorin simbolet për t`iu referuar diçkaje tjetër, përdorin simbole për gjithçka që mendja mund të shoh, përdorin simbole apo gjeste

[77] Masonski i okultni simboli – Dr.Keti Barns, fq.5-6;

për gjithçka që pesë shqisat mund të perceptojnë, ku shumë njerëz përpiqen që t`i komentojnë dhe interpretojnë këto simbole.[78]

Sekretet e masonerisë, janë të mbuluara me simbole, andaj shohim se ka shumë simbole masone, ku këto simbole kanë kuptime të shumëfishta dhe tregojnë në çdo rast një interpretim filozofik.[79]

Masonët për të ruajtur këto sekrete, përdorin simbole, ku ritet, ceremonitë, shenjat me duar dhe duar shtrëngimet, bazohen në shkencën dhe artin e simbolizmit. Prej në fillim të historisë së simboleve, ato shërbenin për të përçuar ide, koncepte dhe sekrete tek tjetri.[80] Simbolet shërbejnë si gjuhë e fshehtë për masonët, përmes të cilëve kuptohen mes vete.[81]

## II. 2 Simbolet masone dhe prejardhja e tyre

Lozhat masone kanë simbolet dhe shenjat e tyre të përhapura kudo në vende publike. Historianët masonë thonë se përpos simboleve dhe fjalëkryqeve, në masoneri nuk ka asgjë

[78] Esoteric Agenda- emision dokumentar, burimi: www.talismanicidols.com;
[79] Deshifrimi i simboli i humbur – Simon Cox, fq. 76;
[80] Kodet Magjike – Texe Marrs, fq.19-20;
[81] Konspiracioni botëror-David Icke, fq. 311;

tjetër sekret.[82] Të fshehtat e vërteta të masonerisë qëndrojnë të fshehura në simbolet dhe legjendat e saja. Simbolet dhe legjendat janë mjete me të cilat të vërtetat e masonerisë janë bartur tek anëtarët e rinj.[83]

Anëtarët e shoqërive të fshehta kanë përdorur gjithmonë një kod komunikues të bazuar mbi fraza, fjalë, shtrëngime duarsh dhe simbole, ashtu edhe masonët i përdorin këto shenja dhe simbole të trashëguara nga tradita masone mesjetare.[84]

Por, këto simbole nuk e kanë prejardhjen prej traditës mesjetare të masonëve, por daton qysh më herët, simbolet dhe ritualet e tyre datojnë që nga periudha antike.

Egjiptianët e vjetër të cilët nuk kanë dëshiruar që t`ua paraqesin filozofinë dhe misteret e tyre njerëzve të pa denjë, i kanë fshehur principet dhe filozofinë e tyre pas shenjave dhe simboleve, ku edhe masoneria bashkëkohore ka sistemin egjiptas.[85] Pra, nënkuptojmë se simbolet dhe ritet masone kanë prejardhje nga Egjipti antik.[86]

---

[82] MASONI,– Jovan Brigiski, fq.3;
[83] Po aty, fq.73;
[84] Sekreti më i madh – David Icke, fq. 465; Të fshehtat e masonerisë-Gardner, fq.105;
[85] Zna~eweto na Masonerijata-– V.L. Vilm{urst, fq.80-81 dhe fq.24;
[86] Sekreti më i madh-David Icke, fq.234; Të fshehtat e masonerisë-Laurence Gardner, fq.218;

Një teori tjetër e përkrahur mbi prejardhjen e simboleve masone, është se ato datojnë edhe më parë se ato egjiptiane, duke thënë se simbolet masone kanë prejardhje nga Babilonia, (600 vjet para qytetërimit Egjiptian).[87] Pa marrë parasysh, Egjiptiane apo Babilonase, masonët dhe udhëheqësit e lozhës masone mburren se ritualet e masonerisë e kanë prejardhjen nga besimi i lashtë egjiptian. Masoneria e sotme pranon lirshëm lidhjen që ka ajo me besimin dhe ritualet Egjiptiane, dhe shpalos me krenari idhuj egjiptian.[88]

Pra, simbolet e masonerisë, të cilat janë pika kryesore e punimit, kanë një prejardhje pagane të popujve të lashtë, që dëshmon bindjet masone.

## II. 3 Manifestimi i këtyre simboleve në shoqëri

Këto simbole të masonerisë, përpos se hasen në lozhat e masonëve, ato mund të hasen edhe në shoqëri dhe në vende publike, për të treguar se në atë vend ka njerëz me ndikim nga masonët, si dhe në disa vende kanë ilustruar simbolet e tyre në

[87] Kodet Magjike-Texe Marrs, fq.21;
[88] Po aty, fq. 339-340;

rrugë, po ashtu këto simbole hasen në logo-të e firmave dhe kompanive të njohura botërore, në emblemat e ushtrive, të shteteve, në monedha dhe para si dhe vende të tjera.

Simbolet e tyre janë gjithkund, në vulën e madhe amerikane dhe në logot e dhjetëra korporatave, në OKB-në, Kërkoni për pika mbi piramida apo sytë e Horus-it, do të filloni të kuptoni se për çka bëhet fjalë.[89]

Statuja e lirisë në New York të Amerikës është një simbol i lashtë i Semiramidës, e cila mban në dorë pishtarin me flakën e Nimrodit dhe si një simbolizëm të lidhur me perëndinë dhe perëndeshën Diell.[90] Kjo statujë ishte dhuratë nga masonët e Francës.

Po ashtu edhe qyteti i Washingtonit në Sh.B.A., rrugët e tij janë të ndërtuara në një stil i cili përbën yje dhe shenja të zodiakut. Arkitekti i qytetit ishte Pier Karl l`Enfant, i cili ishte mason, po ashtu, projektin e morri me lejen e Xhorxh Washingtonit, i cili po ashtu ishte mason. Ky aspekt i përket çdo elementi të tij, nga rrjeti i rrugëve tek ndërtesat dhe tek arkitektura e tyre. Në skicën e qytetit dallohen jo më pak se 20

[89] Iluminatët-Henry Makow, fq.150;
[90] Konspiracioni botëror-David Icke, fq. 311;

ndërthurje zodiakale, secila e lidhur në mënyrë misterioze me ndonjë aspekt yjor të veçantë.[91]

Po ashtu, në qytetin e kërkuar të tyre, Izrael, vërehen shenjat e tyre, ku në Gjykatën Supreme të Izraelit, e cila u financua dhe u dizajnua nga Rotshildët, është e mbushur me simbole masonike.[92]

Pra, vërejmë se simbolet e tyre janë gjithkund rreth nesh, andaj ato vërehen në moment kur fillojmë t`i shikojmë, por duhet t`i njohim në fillim, por atëherë t`i kuptojmë. Tash në kapitullin në vijim, do të cekim në lidhje me simbolet më të rëndësishme masone, të cilat janë: syri gjithparës, shkronja G, kompasi dhe skuadra, yje të ndryshëm, numra, etj.



Figura 1.

[91] Të fshehtat e masonerisë-Laurence Gardner, fq.426;
[92] Iluminatët-Henry Makow, fq.153;

# III Simbolet kryesore të masonerisë

## III.1 Syri Gjithëshikues

Ky kapitull, është esenca e këtij punimi, andaj në këtë kapitull do të shtjellojmë dymbëdhjetë shenjat apo simbolet më të njohura masone, pa të cilat asnjë lozhë nuk fillon ceremonitë dhe ritualet, si dhe lozha duhet të jetë e pajisur me këto shenja, po ashtu të gjithë masonët, duhet t`i njohin këto simbole si pjesë e ritualit të tyre. Në **Figurën 1**, e cila është treguese e simboleve që do të diskutohen në këtë kapitull, shohim të gjitha simbolet kryesore, duke filluar prej në maje, ku shihet syri i cili shikon gjithçka. Në vijim do të sjellim disa të dhëna në lidhje me kuptimin e këtij syri, se prej ku daton dhe çka simbolizon.

Syri i cili sheh gjithçka u bë vonë si simbol i masonerisë dhe është një nga simbolet kyçe të masonerisë, kurse daton që nga periudha e Egjiptit të lashtë. Ky sy, simbolizon shpesh syrin e zotit Egjiptian, Horus, si dhe ky sy ndonjëherë paraqitet brenda një trekëndëshi apo Piramide. Haset edhe në artin Krishterë tek të cilët simbolizon Syrin e zotit. Ky sy në origjinë i

bashkëshoqërohej nga ana e alkimistëve, errësirës (ose asgjësë) aftësisë së atij që punon të arrijë të shoh në errësirë, për të perceptuar rregullin që fshihet prapa kaosit në dukje.[93]

Po ashtu ky sy haset edhe në kultura tjera. Legjenda Romake Horacije, ka mundur me një sy të mposht kundërshtarin, si dhe të ndalon hyrjen e armikut në qytet. Në legjendën Skandinave, zoti Odin e ka humbur njërin sy dhe pastaj është bërë magjistarë. Një sy simbolizonte për ta fuqitë magjike që gjenden në shikim.[94] Kurse në Egjipt simbolizonte syrin e Horus-it. Ky ishte zoti egjiptian me kokë shqiponje, ishte biri i Oziris-it dhe Isis-ës; shpesh i paraqitur si me një sy, syri Horus, apo i paraqitur si disk diellor me flatra. Po ashtu ky sy, simbolizon syrin e drejtësisë të cilit asgjë nuk i kalon pa parë, as në jetën shpirtërore, as në atë materiale. Ai kontrollon që çdoherë të kryhen ritualet dhe traditat. Lufta e Horus-it me vëllanë e tij, Set, i cili ia nxori syrin Horit, ilustron luftën e përhershme në mes dritës dhe errësirës, ku sytë duhet të jenë hapur dhe të kujdesshëm. Në Egjipt, Horus adhurohej si zot, faraon hyjnor, sundues që dëshiron sundimin e botës.[95] Po ashtu, në Egjipt, ky sy përdorej nga popullata si talisman

[93] Të fshehtat e masonerisë-Laurence Gardner, fq.219;
[94] Rjeçnik simbola – Jean Chevalier dhe Alain Gheerbrant, fq. 225; NZMH-Zagreb, 1983;
[95] Po aty, fq.195;

mbrojtës, faraonët i çonin në varret e tyre me talismanin e Syrit të Horusit, të vendosur brenda fashave që mbështillnin trupin e tyre të balsamosur. Në Budizëm dhe Hinduizëm, koncepti i syrit të tretë është shumë i pranishëm, andaj edhe çdoherë vizatojnë nga një pikë në ballë, ku në traditën Hindu, ky sy, paraqitet përmes Shiva-së, si “syri i dijes” dhe besohet se funksionon më shumë si një mësues shpirtëror i brendshëm, e cila na mëson nevojën për të nxënë. Ky sy që lëshon dritë, ka qenë i përdorur gjatë shumë shekujve si një figurë që simbolizon Zotin. Syri brenda trekëndëshit përfaqësonte në Mesjetë tek Krishterët Trininë e Shenjtë të besimit Krishterë. Tek masonët, ky sy njihet si syri i fatit i cili shikon poshtë kombin e ri të favorizuar. Tek masonët përdoret çdoherë syri i shoqëruar brenda reve. Ky sy, u bë pjesë përbërëse edhe e Vulës së Madhe të Sh.B.A.-ve, si dhe i vizatuar në monedhën një dollarësh qysh në vitin 1782 nga ana e artistit Pjer Euzhen d`Simitjer.[96]

Syri që sheh gjithçka, i paraqitur në kartëmonedhën prej një dollari, e paraqet me mjeshtëri karakterin e lig dhe të kudondodhur të *Iluminati*-ve, syri grotesk i Luciferit në majë të piramidës vëzhgon çdo amerikan sa herë që qytetari nxjerr nga kuleta dhe merr në dorë kartëmonedhën, por pak njerëz i

[96] Deshifrimi i simboli i humbur- Simon Cox, fq.225-227;

kushtojnë rëndësi.[97] Masonët janë futur në sistemin mistik hebre të Kaballës dhe kanë pranuar si simbol të vetin syrin gjithëshikues.[98] Syri që sheh gjithçka nëpër lozhat masone simbolizon diellin, i cili është drita, kurse sjellësi i Dritës, ishte Luciferi, pra, këto janë fasada për mbulimin e adhurimit të Luciferit, ku syri simbolizon zotin mason.[99] Në misteret antike ky sy simbolizonte shikimin i cili depërtonte përmes dimensioneve të kohës dhe vendit. Është simbol i shikimit të mprehtë. Në lozhat masone ky simbol prezanton syrin e zotit i cili din gjithçka, i cili nuk flenë asnjëherë.[100]

Për në fund, të cekim se edhe në Islam, e kemi të mirënjohur konceptin e një syri, ku në hadith na është cekur se do të vjen Dexhalli (Antikrishti), i cili do të jetë i verbër në njërin sy.[101] Ndoshta, ky është zoti mason të cilin e presin me krenari me vite të tëra.

---

[97] Rrethi i intrigës – Texe Marrs, fq.203;
[98] Po aty, fq. 67;
[99] Kodet magjike-Texe Marrs, fq. 297; “The Arrivals”-emision dokumentar, pjesa 10;
[100] MASONI,– Jovan Brigiski, fq.78;
[101] Neveviu, “Sherh Sahih Muslim”, vëll. 5, fq. 780-783; kitabul fiten ve eshratuhu saati, bab: Dhekered-Dexhal; Dar Shab-Kajro; për më tepër për syrin gjithpamës shih: Masonski i okultni simboli – Dr.Keti Barns, fq.245-257;

## III. 2 Shkronja G, skuadra dhe kompasi

Edhe kjo shkronjë me kompasin mund të vërehen në qendër të **Figurës 1**, andaj edhe për këto simbole masone do shkruhet në vijim.




Do të fillojmë së pari me shkronjën `G`. Kjo shkronjë shpesh paraqitet në mes të kompasit dhe skuadrës, e cila është vula zyrtare dhe universale e shoqërisë së masonerisë.

Shkronja G është një nga simbolet e rëndësishme masone, mendohet se shkronja G është inicial i ndonjë fjale siç është *Gloire* (fr. famë), *Grandeur* (fr.fisnikëri), *Gnosa* (njohuri), apo *Generation* (fr. lindje). Kurse në masonerinë angleze, kjo shkronjë është shkronja e parë e fjalës *God* (ang.zot), është po ashtu shkronja e parë e fjalës Gjeometri, e cila është shkenca e Ndërtuesit të Madh të Universit, pasi prej në fillim, masonëve u mësohet se `masoneria dhe gjeometria janë sinonime të njëra tjetrës`;

Pra, të konsiderohet masoneria si një shoqëri e cila ruan dituritë e vjetra shkencore si dhe

se arkitektura dhe muratoria (mason d.m.th. murator) janë të formuara dhe përpiluara në bazë të shkencës së gjeometrisë. Po ashtu, në greqishte, shkronja G simbolizon *Gama*-në.[102] Kurse, okultisti Eliphas Levi, thotë se shkronja G shënon planetin Venera dhe se Venera është simbol i organit gjenital mashkullor, Kurse Venera është edhe një emër me të cilin njihet Luciferi (djalli)?! Po ashtu thotë se është simbol i *Gnosis*, e cila është fjali e shenjtë për Kaballën.[103]

Tash, do të vazhdojmë në lidhje me kompasin dhe skuadrën (katrorin), për të kuptuar se pse kjo u zgjodh si vula zyrtare e masonerisë.

Në masoneri, kompasi simbolizon lidhjet dhe vijën kufitare, kurse skuadra apo katrori simbolizon moralin dhe aktet morale.[104]

Skuadra dhe kompasi përfaqësojnë po ashtu edhe psikikën dhe shpirtin, kurse lozha në të cilat paraqitet kjo

---

[102] Rjeçnik simbola – Jean Chevalier dhe Alain Gheerbrant, fq. 159 dhe 391; Kush e sundon botën-Jim Marrs, fq.331;
[103] Masonski i okultni simboli – Dr.Keti Barns, fq.216;
[104] http://www.masonic-lodge-of-education.com/square-and-compasses.html (marrë nga *Mackey's Revised Encyclopedia of Freemasonry, volume 2, page 963, botuar më 1929)*

shenjë, simbolizon botën materiale dhe shpirtërore, simbolizojnë energjinë e shpirtit dhe zjarrin.[105]

Sipas një tregimi të cilin e rrëfejnë masonët, thuhet se Hiram Abif, figurë shumë e rëndësishme në mësimet masone, si dhe ndërtues dhe arkitekt kryesor i Tempullit të Solomonit, të cilin e vranë tre punëtorë, për t`ia marrë dituritë e fshehta që kishte për ndërtim, këta vrasës thuhet se e vranë arkitektin me vizore dhe skuadra.[106]

Këtë simbol, sipas analistit David Icke, masonët e kanë huazuar prej Kolegjit Romak të Arkitektëve, i cili ka datuar shumë më parë se themelimi i masonerisë.[107]

Emblema e skuadrës dhe kompasit, ngjan shumë me yllin e Davidit dhe përfaqëson tokësoren dhe hyjnoren që veprojnë së bashku.[108]

Kjo emblemë e masonerisë interpretohet edhe në mënyra dhe variante të ndryshme, por në masoneri, këto janë kuptimet që më shpesh i mbështeten dhe i referohen këtij simboli.

---

[105]Të fshehtat e masonerisë-Laurence Gardner, fq.32; Zna~eweto na Masonerijata-– V.L. Vilm{urst, fq.100-101;
[106] Po aty, fq.185;
[107] Sekreti më i madh-David Icke, fq.150;
[108] Deshifrimi i simboli i humbur – Simon Cox, fq. 76;

## III. 3 Ylli pesë këndesh (Pentagrami)

Një ndër simbolet më të përhapura të masonerisë, që haset nëpër lozha masone, i cili njëkohësisht është edhe yll i njohur në histori, është ylli me pesë cep, apo i njohur si Pentagram (gre. *Penta*-pesë dhe *gramma* - letër). ( ✯ )

Ky simbol shpesh paraqitet si yll, por çdoherë ka numrin pesë, d.m.th. me pesë cep, që përbën dy gjinitë, numri 3 atë mashkullore, kurse numri 2 atë femërore. Pentagrami është një nga çelësat që hap rrugën drejt sekreteve. Pentagrami ka kuptim edhe të fatit, martesës, etj. Sipas Paracelzus është një nga simbolet më të fuqishëm. Kurse në masoneri paraqitet si yll pesë këndesh, ku i jepet emri "ylli i zjarrtë". Në masoneri, është po ashtu emblemë i gjenive. Ky simbol rrjedh prej Pitagorës i cili e llogarit numrin pesë si numër të shenjtë, ashtu siç llogaritet edhe tek masonët.[109]

[109] Rjeçnik simbola – Jean Chevalier dhe Alain Gheerbrant, fq.390 dhe fq.494-495;

Tek simbolika masone, ky yll prezanton yllin *Sirius* (ylli i mëngjesit).[110] Ndonjë herë ky yll paraqitet me cepin lartë, por ndonjëherë paraqitet me cepin e majës poshtë.

Ylli me pesë cep në Egjiptin e vjetër simbolizonte *Duat*-in, pra, qiellin apo botën qiellore, i pikturuar shpesh nëpër varrezat e egjiptianëve.[111]

Po ashtu, ky yll llogaritet si simbol fetar pagan (pagan, prej *paganus* lat., d.m.th. banor fshati, pasi fshatarët nga kisha llogariteshin si të paditur), ky yll është simbol që lidhet me kultin e natyrës, që simbolizon hyjneshën e bukurisë femërore.[112]

Por ky simbol ndërlidhet edhe me *Satanizmin*. Pasi në të gjitha ritualet e tyre të magjisë, haset i vizatuar po ky yll.

Hebrenjtë në ditën e festës së tyre e njohur si *Yom Kippor*, flijonin nga dy cjep, ku njëri i ofrohej Zotit, kurse tjetri i ofrohej Azazilit. Kleriku vendoste duart në kokën e cjapit që do therej për Azazilin dhe rrëfente mëkatet e popullit. Pastaj cjapi hidhej nga ndonjë shkëmb i thiktë, për të simbolizuar

---

110 Deshifrimi i simboli i humbur-Simon Cox, fq. 161; si dhe fq. 287;
111 Po aty, fq.46;
112 Kodi i Da Vinçit – Dan Brown, fq.55; “Botimet Dudaj”-Tiranë, 2006;

rënien e Azazilit. Koka e cjapit të Azazilit simbolizohej nga ylli me pesë cepa i kthyer përmbys.[113]

Simboli i yllit ka një kuptim të veçantë për Satanikët, okultistët dhe Iluministët. Qoftë me pesë apo gjashtë cepa, ylli është simbol kryesor i djallit. Magjistarët thonë se ylli i drejtuar me cep lartë, është i dobishëm për ritualet dhe formulat e "Magjisë së Bardhë". Kurse i njëjti yll i kthyer përmbys, përdoret nga adhuruesit e djallit për të treguar dy cepat lartë brirët e djallit dhe magjinë e zezë.[114] Po ashtu, përmes këtij ylli, magjistarët thërrasin në ndihmë djajtë. Por dallimi është se magjistarët e përdorin me cepin lartë, kurse Satanikët me cepin poshtë. Kurse tek Druidët e Britanisë së Madhe, ishte i njohur ky yll si shenjë e djallit, simbol femohues dhe simbol i zotave pagan.[115]

Këto ishin disa kuptime të Pentagramit, i cili përdoret dhe madhërohet nga ana e masonëve, por shohim se ky yll ka pasur gjithmonë një kuptim negativ jo fetar. Por fatkeqësisht, nga padituria, shumë shtete e kanë venduar atë si simbol kombëtar dhe nëpër flamujt e tyre shtetëror.

---

[113] Konspiracioni botërorë – David Icke, fq. 615; Sekreti më i madh – David Icke, fq. 73;
[114] Kodet Magjike – Texe Marrs, fq.581;
[115] Masonski i okultni simboli – Dr.Keti Barns, fq.32-42;

## III. 4 Ylli gjashtë këndesh (Heksagrami)

Edhe ky yll gjendet në shumë lozha masone dhe është pjesë përbërëse e ritualeve të tyre. Tash në vijim do të cekim disa të dhëna mbi këtë yll i cili është i përhapur nëpër shumë fe dhe sekte, i pranuar si simbol i profetëve David (Davud a.s.) dhe Solomon (Sulejmani a.s.) i quajtur Heksagram ( ✡ )

Ky simbol është një simbol i njohur sot si simbol që u takon hebrenjve, por po ashtu është simbol i jo hebrenjve. Ky simbol paraqitet në kishat e hershme Bizantine, kurse përdorimi i saj si simbol i magjisë dhe hajmali mbrojtëse u bë i njohur prej Kaballës, në shek.XIV. Kurse hebrenjtë e kanë marrë në përdorim që nga shek.XIX për të përfaqësuar popullin hebre, njëjtë siç e kanë të krishterët kryqin.[116]

Maja e këtij simboli lartë simbolizon ajrin, kurse maja poshtë ujin, pjesët anash tokën dhe zjarrin,[117] katër elementet të cilat ishin të njohura në filozofinë perëndimore mesjetare.

Heksagrami është figurë e cila përbëhet nga dy trekëndësha njëra mbi tjetrën, njëri me maje lartë e tjetri me

[116] Enciklopedia zivih religija – fq.420-421;
[117] Rjeçnik simbola – Jean Chevalier dhe Alain Gheerbrant, fq. 489;

maje poshtë, e cila formon gjashtëkëndëshin, një ndër simbolet më universale. Në Indi e hasim këtë simbol me emrin *Yantra*, kurse tek hebrenjtë, krishterët dhe muslimanët, me emrin `vula e Solomonit`. Ky yll haset edhe tek popujt e vjetër amerikan. Në filozofinë hermetike tregon sintezën e fuqisë evolutive dhe involtive, kurse te Kinezët simbolizohet me *Yi Yang* (☯); vijat e pandërprera në Heksagram simbolizojnë diellin, ngrohtësinë, veprimin, elementin mashkullor, numrin tek, kurse vijat e ndërprera simbolizojnë të kundërtën, ftohtësinë, pasivitetin, elementin femëror, numrin çift, etj.[118]

Ky simbol, i njohur si vula e Solomonit, apo ylli (mburoja) i Davidit, nuk kanë ndonjë kuptim specifik për fenë çifute, kurse quhet mburoja e Davidit, siç thuhet se kur ai dilte në luftë, mburoja e tij metalike, kishte të vizatuar në gjoks këtë yll. Kurse që nga viti 1897, në Kongresin Sionist u bë si emblemë kombëtare e sionistëve, si dhe tash figuron në flamurin e Izraelit. Po ashtu, në traditën çifute bëhet e njohur se këtë vulë Sulejmani a.s. e përdorte kundra djajve, si dhe se ky simbol ishte në unazën e Solomonit me të cilën i komandonte demonët. Por, kalimi në fenë çifute u bë përmes Kaballës, pasi atje ky simbol llogaritet si një shenjë me kuptim të fuqishëm.

[118] Po aty, fq.187;

Ky yll paraqet të gjitha anët, që simbolizon sundimin e Zotit gjithkund, kurse qendra, përfaqëson pemën e jetës. Dy trekëndëshat bëjnë aluzion për të mirën dhe të keqen, për Zotin dhe njerëzimin, për qiellin dhe tokën, zbritjen e hyjnores në fiziken dhe ngritjen e fizikes drejt shpirtërores, simbol i bashkimit të dy të kundërtave, të botës së dukshme dhe të padukshme, kryqëzimin e dy botëve. Ky simbol është i njohur edhe tek Budistët, ku pentagrami është simbol i *Anahata*-së, zemrës së *çakra-së* në *joga*-n *Tantrike*, kurse tek Hindusët nderohet si shenjë e bashkimit të shenjë ndërmjet zotave Shiva dhe Shakti. Kurse në masoneri, simbolizon bashkimin e mashkullores dhe femërores, forcat e kundërta, aktiven dhe pasiven, errësirën dhe dritën, të mirën dhe të keqen. Edhe për satanistët ka një vlerë të veçantë. Emri i këtij simboli (Heksagram) përdoret tek ata e shoqëruar me mallkimet, (hex, është formë mallkimi, po ashtu në gjuhën angleze dhe gjermane *hexe* u thuhet shtrigave dhe magjistareve, hex është fillimi i fjalës Hexagram, por do të thotë edhe magji); përdoret për të thirrur forcat e errëta, u tregohet djajve kur ata paraqiten, që të detyrohen të marrin formë njerëzore dhe të binden. Po ashtu, është simbol që përfaqëson numrin satanist 666, pasi ky yll ka 6 kulme, 6 brinjë dhe 6 trekëndësha të vegjël.[119] Ky

[119] Deshifrimi i simboli i humbur-Simon Cox, fq. 267-272; shih: Kodet

simbol, përbëhet prej dy piramidave, ku piramida përfaqëson portën drejt botëve tjera (dimensione tjera).[120] Heksagrami nuk ka konotacion pozitiv. Ai përdoret për thirrjen e demonëve, lidhje me shpirtra, përshkruan aktet intime në mes dy gjinive (trekëndëshi i drejtuar poshtë *Delta* simbolizon vagjinën femërore, kurse trekëndëshi i drejtuar sipër tregon organin mashkullor) dhe përfaqëson zota të rrejshëm pagan.[121]

Pasi ky simbol është pagan dhe simbol i fuqive negative, prej nga mbeti emblemë dhe simbol i fesë hebreje? Ky simbol u vu në përdorim me inicim të familjes Rotshild. Familja Rotshild në shek.XVIII banonte në Frankfurt të Gjermanisë, themelues i kësaj dinastie është Majer Amshel Baueri. Prej Bauer, që e kishin këtë mbiemër që nga viti 1760, e ndryshuan mbiemrin më pas në Rotshild (që rrjedh nga gjuha gjermane "Rotes schild" – mburoja e kuqe) pasi një mburojë e kuqe në formë të Heksagramit qëndronte në derën e shtëpisë së tyre në Frankfurt. Së pari herë këtë simbol filluan ta përdorin në vende publike Rotshildët, e pastaj filloj të bartet ngadalë tek populli hebre, pasi edhe Rotshildët ishin me prejardhje hebreje, por praktikantë të Kaballës, populli hebre as që e konsideronte këtë simbol si shenjë fetare para se të inkorporohej nga

Magjike – Texe Marrs, fq.397-400;

[120] Të fshehtat e masonerisë – Laurence Gardner, fq.418;

[121] Masonski i okultni simboli – Dr.Keti Barns, fq.29-31;

Rotshildët, kurse në flamurin Izraelit gjendet, pasi ai është mbretëria feudale e tyre (Rotshildëve).[122]

Rotshildët kanë një rol të rëndësishëm në kontrollimin e politikës së Izraelit, si dhe Rotshildët e bindën David Ben Gurionin dhe sionistët tjerë që në vitin 1948, të përdorin simbolin magjik të njohur si Ylli i Davidit si emblemë në flamurin Izraelit.[123]

Pra, e shohim se ky simbol nuk ka të bëj asgjë me fetë qiellore, por është simbol me kuptime pagane jo fetare, nuk është simbol i Davidit apo Solomonit, por i djallit, si dhe u bë simbol hebre me inicimin e Rotshildëve, të cilët ishin Kaballist, e jo se ishte ndonjë simbol fetar hebre.

## III. 5 Dyshemeja e pullëzuar me katrore (The Checkered floor)

Në lozhat masone, çdoherë vërejmë se dyshemeja është e shtruar në formë të pullëzuar të mozaikut, e cila ka një kuptim shumë të thellë, që do të ceket në vijim.



[122] Sekreti më i madh – David Icke, fq. 278 dhe fq.653; Konspiracioni botërorë – David Icke, fq. 184;
[123] Rrethi i intrigës – Texe Marrs, fq.60;

Thuhet se dyshemeja në tempullin e Solomonit ishte i shtruar me gurë në formë katroresh të zeza dhe të bardha, andaj edhe masonët bëjnë një imitim të këtij tempulli nëpër lozhat e tyre. Por nuk ka asnjë dëshmi historike për të përkrahur këtë deklaratë.[124]

Thuhet se, motivi i vërtetë i kësaj forme, është flamuri i Kalorësve Tempullarë i cili quhej *Beauceant*, që përdorej në beteja, i cili ishte me kuti të bardha dhe të zeza. Kjo simbolikë, është marrë nga shkaku se përfaqëson luftën në mes dritës dhe errësirës, koncepti i kundërvënies së të kundërtave.[125]

Po ashtu simbolizon edhe tabelën e lojës së shahut, "loja mbretërore", e cila luhej në Kinë, Indi, Persi dhe nga faraonët në Egjipt. Fusha e shahut përbëhet nga 64 katror të bardhë dhe të zezë, që simbolizojnë dyshemenë e Shtëpisë së Mistereve. Gurët bardhë dhe zi, simbolizojnë luftën e përhershme në mes të mirës dhe të keqes.[126]

Tek Luciferianët, ky simbol paraqitet përmes zotit me veçori të dyfishtë, zoti me anën e mirë përfaqësohet përmes Luciferit, kurse anën e keqe përmes Adonain, të dy të barabartë

[124] http://www.masonic-lodge-of-education.com/ mosaic-pavement.html (Albert Mackey, *Enicklopedia of masonry*, 1929);
[125] Të fshehtat e masonerisë – Laurence Gardner, fq.307; Sekreti më i madh-David Icke, fq.192;
[126] Po aty, fq.484;

në fuqi, por me qëllime të kundërt. Kjo ide tek masonët simbolizohet përmes dyshemesë së pullëzuar.[127] Kjo simbolikë, po ashtu paraqet kundërshtimin e dy principeve kozmike, pozitiven dhe negativen[128] si dhe materialen dhe shpirtëroren.[129]

Në lozhat masone, dekorimi i dyshemesë në këtë mënyrë bëhet nga shkaku se në të duhet të kalon Prifti i Lartë, por, në esencë, çdo njeri do të ec mbi dyshemenë e pullëzuar të jetës, kalimi nëpër të mira dhe të këqija.[130]

Një tjetër aspekt i kuptimit të kësaj simbolike, është çështja e botëve dhe dimensioneve (bota njerëzore dhe ajo xhinore). Xhinët ekzistojnë në dimensione paralele me dimensionet e njerëzve, andaj, lidhja dhe komunikimi me dimensionin e tyre është e ndaluar. Nëse komunikohet me dimensionet e tyre, duhet në kompensim të kësaj, t`i adhuroj djajtë apo që të punon për ta, por që të mund të kryhet komunikimi me dimensionet tjera (xhinët), duhet të realizohen rituale të veçanta, në data specifike, që të mund të lirohen energji të ndryshme, ku këto rituale, përmbajnë akte të dhimbshme, por me rëndësi është sakrifica dhe derdhja e gjakut

---

[127] Kush e sundon botën?-Jim Marrs, -fq.357;
[128] Rječnik simbola – Jean Chevalier dhe Alain Gheerbrant, fq. 390 dhe fq.673;
[129] MASONI,– Jovan Brigiski, fq.119-121;
[130] Zna~eweto na Masonerijata-– V.L. Vilm{urst, fq.89;

për ta, këto sakrifica hapin “dyer” të caktuara të quajtura “dyer yjore” (*star gates)* në mes dimensionit tonë dhe të atyre, që të mund të thirren djajtë prej dimensioneve tjera, ku udhëtimet dhe komunikimet nëpër dimensione ndodhin në vende të caktuara, duke ndjekur rituale të caktuara. Kurse dyshemeja e pullëzuar është simbol i udhëtimit përmes dimensioneve; në Pallatin e Solomonit në Jerusalem ka pasur dy shtylla (Joachin & Boaz), ku njëri përfaqëson dritën, kurse tjetri errësirën, kurse mes tyre, hapësira përdorej për sakrifica. Në këtë rast, drita simbolizon botën tonë, kurse errësira, botën e djajve, ndërsa dyshemeja e pullëzuar, tregon vend bashkimin e këtyre dy botëve, ku të gjitha ritualet masonike duhet të kryhen në dysheme të pullëzuar.[131]

Po ashtu, thuhet se dyshemeja e pullëzuar, do të jetë sikur tepihu i kuq për Antikrishtin.[132] Ky qëndrim nuk është edhe i pa kapshëm, kur mund të shohim se në shumë vende publike, përpos se në lozha masone, haset ky simbolizëm, si në parlamentin e Anglisë, të Irlandës, Skocisë, korridori i Shtëpisë së Bardhë, ndërtesa e OKB-së, qendrën e CIA-së, ndërtesën e BBC-së, Qendra Tregtare Botërore në New York, Kisha e

---

[131] “The Arrivals”- emision dokumentar, pjesa 30;
[132] Po aty, pjesa e parë;

Notre Dame Paris, si dhe në shumë uniforma policore, video klipe muzikore, etj.

## III. 6 Dy shtyllat (Jachin&Boaz)

Ndër simbolet e rëndësishme në lozhat masone janë edhe dy shtyllat e njohura si *Jachin* dhe *Boaz.* Edhe këto dy shtylla, sipas legjendës masone, gjendeshin në hyrje të Pallatit të Solomonit, i cili pallat përfaqësohet përmes lozhës masone. Andaj edhe gjenden në të gjitha lozhat masone. Së bashku këto dy shtylla përfaqësojnë konceptin global të qëndrueshmërisë. Por, këto janë hasur edhe në tempujt e faraonëve në Egjipt.

Këto simbole lidhen me dy mitologji, ku njëra është biblike, e tjetra, masonike.[133] Këto dy shtylla përmenden së pari herë në Bibël, në rrëfimin mbi Tempullin e Solomonit, ku thuhet: **“Pastaj vendosi shtyllat në portikun e tempullit; vendosi shtyllën në të djathtë dhe e quajti Jakin, pastaj vendosi shtyllën në të majtë dhe e quajti Boaz.[134]**

[133] Deshifrimi i simboli i humbur – Simon Cox, fq. 61;
[134] Bibla, Libri i parë i mbretërve, 7- 21, fq.408; dhe libri i dytë i Kronikave, 3-17; fq.509; “Drita”- Ferizaj, 1994;

Jachin do të thotë “nderim”, kurse Boaz “forcë”. Disa thonë se shtylla Jachin paraqet Solomonin, kurse Boaz paraqet Davidin, apo paraqitja e klerit dhe mbretit.[135]

Kuptimi i këtyre dy shtyllave është se këto simbolizojnë aspektin e mashkullores dhe femërores, anën pozitive dhe negative, etj.[136]

Po ashtu, thuhet se Boaz ishte emri i katragjyshit të Davidit, e në hebraisht do të thotë “tek forca”, kurse Jachin rrjedh prej gjuhës Fenikase, që do të thotë “ai do të jetë”, që së bashku nënkuptojnë “Tek forca do t`ia hedh themelet”.[137] kurse në traditën masone, Jachin dhe Boaz, në vitin 1762, për së pari herë, në një tekst mason, shfaqet citimi dhe të përmendurit e këtyre dy shtyllave.[138]

Por, këto dy shtylla në simbolikën masone, kanë një domethënie të thellë, por ne do të cekim vetëm kryesoret. Si shumë simbole që pamë deri tash, paraqesin dy të kundërta, ashtu edhe këto shtylla, në lozha paraqiten çdo herë njëra në maje me diellin, kurse tjetra, në maje me hënën, pasi çdo gjë që ekziston, është çift dhe mund të njihet vetëm me të kundërtën, kur bashkohen japin një rezultat të tretë, kështu ekzistojnë drita

[135] Deshifrimi i simboli i humbur – Simon Cox, fq. 62-64
[136] Rjeçnik simbola – Jean Chevalier dhe Alain Gheerbrant, fq.390;
[137] Të fshehtat e masonerisë – Laurence Gardner, fq.270;
[138] po aty, fq.491;

dhe terri, e mira dhe e keqja, aktiven dhe pasiven, po dhe jo, të jashtmen dhe të brendshmen, burrin dhe gruan.[139]

Po ashtu, këto dy shtylla sipas Fellows, janë dy shtylla të imagjinuara, .. shtylla Boaz simbolizon *Oziris*-in, apo Diellin, kurse Jachin simbolizon *Isidën*, simbol i tokës dhe prodhimit të saj, si dhe Hënën.[140]

Përmendëm se këto dy shtylla çdoherë paraqiten në shoqërim të diellit dhe hënës, të cilët janë po ashtu të rëndësishëm për masonerinë. Dielli ka qenë çdoherë në qendër të besimeve të rrejshme. Besimet e lashta të Misterit e nderonin diellin si perëndi. Kjo haset edhe tek Romakët dhe Grekët.[141] Në masoneri, Dielli dhe Hëna kanë rolin e ciklusit solar dhe lunar.[142] Sipas Albert Pike: Dielli ishte mashkull, kurse Hëna femër.[143]

Pra, shohim se edhe këto dy shtylla si simbole masone, mbështeten sikur kanë bazë fetare në Dhiatën e Vjetër, si dhe datojnë në kohën e mbretit Solomon, por në esencë, këto dy shtylla përfaqësojnë derën nëpër të cilin do të hyn mbreti i pritur mason, të cilët e adhurojnë diellin dhe hënën, ku sot

---

139 Zna~eweto na Masonerijata-– V.L. Vilm{urst, fq.73-74;
140 Masonski i okultni simboli – Dr.Keti Barns, fq.234;
141 Kodet magjike – Texe Marrs, fq.499-500;
142 Rjeçnik simbola – Jean Chevalier dhe Alain Gheerbrant, fq. 391;
143 Morals and Dogma- Albert Pike, fq.839, boton: Kessinger Publishing Company, Octomber 1992;

nëpër botë, shohim në shumë shtete, ku ngrihen ndërtesa të larta çift, të cilat kanë simbolikën e dy shtyllave që i diskutuam. Më të njohurat janë dy Kullat Binjake të cilat u shkatërruan në vitin 2001 në New York (Sh.B.A.), por hasim nga dy kulla edhe në shtete tjera, siç janë: Londër, Dubai, Japoni, Kinë, Indonezi, Malajzi, Istanbull, si dhe shumë vende tjera.

## III. 7 Hoji (hualli) i bletëve

Ndër simbolet e masonerisë, e cila paraqitet edhe në **Figurën 1**, është edhe bleta dhe hualli i bletës, e cila ka një simbolikë të veçantë.

Bleta ishte edhe si simbol në kulturën Egjiptiane, pasi tek ata, bleta simbolizonte shpirtin.[144] Ishte po ashtu simbol i Egjiptit dhe simbolizonte pushtetin mbretëror dhe familjet mbretërore të faraonëve.[145]

Përpos se në Egjipt, bletët janë edhe simbol i lashtë i perëndeshës së dashurisë *Semiramida*, po ashtu si simbol e kanë përdorur familja mbretërore e Merovingëve të Francës. Bletët të sjellin ndërmend edhe bletën mbretëreshë, një simbol i

---

144 Rječnik simbola – Jean Chevalier dhe Alain Gheerbrant, fq. 486;
145 “The Arrivals”, pjesa 5; emision dokumentar;

*Isidës.*[146] Edhe themeluesi i Trojës, i cili quhej Dardan, i cili mbahej si djalë i zotit Jupiter, simbolet e të cilit ishin gjarpri, shqiponja dhe bletët.[147]

Bletët jo vetëm që janë krijesa biblike që i bashkëshoqërohen më shpesh figurës së Solomonit, por zgjoji i bletëve ishte edhe njëri prej simboleve të masonerisë, për të dhënë idenë e aktivitetit të palodhur të lozhave. Bletët përmendeshin bashkë me urtësinë dhe dijen, pasi hualli i tyre gjashtëkëndorë, është një përsosuri natyrore, ku gjashtëkëndëshi është pjesa e brendshme e Heksagramit. Bletët ishin edhe njëri prej simboleve të dinastisë mbretërore të Stjuartëve dhe gdhendeshin shpesh mbi enët e Jakobinëve prej kristali, si shenjë njohje.

Në masonerinë e sotme, zgjoi i bletëve u përdor si emblemë e veprimtarisë dhe e ndihmës së ndërsjellë solidare.[148]

---

[146] Sekreti më i madh – David Icke, fq.203;
[147] Konspiracioni botërorë – David Icke, fq. 152;
[148] Të fshehtat e masonerisë – Laurence Gardner, fq.109-110;

## III. 8 Pika dhe rrethi

Një ndër simbolet më të rëndësishme në simbologjinë dhe traditën masone, sipas Garnder-it, është rrethi dhe pika.[149]
⊙ Është zgjedhur si simbol, pasi prej te pika është i barabartë në të gjitha anët dhe nuk ka kufi.

Ky simbol quhet *Circumpunct* dhe është simbol alkimik i arit, dhe i diellit, pasi ari dhe dielli kanë të njëjtën ngjyrë; si dhe ka qenë simbol i perëndisë së Egjiptit, Amon-Ra dhe Oziris; është simboli Uroboros-gjarpri që kafshon bishtin e vet. Ky simbol na jep të kuptojmë se mendja dhe shpirti janë një.[150]

Ky simbol haset edhe në shumë kultura tjera antike, me kuptime të ndryshme, si tek Amerikanët vendas, në Kanada, Meksiko. Ku tek këta të fundit ky simbol paraqet syrin e zotit, kurse tek kinezët, simbolizonte ditën apo diellin. Monumenti i Washingtonit, nëse shikohet nga lartë, do të vërejmë se është një rreth-pikë. Kurse në masoneri, paraqet kontrollimin e ndjenjave. Po ashtu, një rreth-pikë mund të vizatohet me

[149] Po aty, fq.36;
[150] Deshifrimi i simboli i humbur – Simon Cox, fq. 39;

kompas, që është simbol mason. Por në të shumtën e rasteve, ky simbol ishte i ndërlidhur me zotat e tyre.[151]

Por, tek okultistët, satanistët, luciferianët dhe shoqëritë e fshehta, ka kuptime tjera, të cilët janë më vulgare, ku simbolizon mbretërinë e Satanës dhe adhurimin e diellit.[152]

Magjistarët e vizatojnë në tokë për të thërritur demonët. Por për ta, ky simbol është paraqitje e organit gjenital mashkullor, e cila është njohur më parë si adhurim i këtij organi. Në Indi, ky simbol përfaqësonte Shiva-në. Pra, ky është simbol i zotave pagan. Paraqet universin, po ashtu pika në mes paraqet diellin, kurse rrethi sistemin diellor, por të gjitha këto komente astrologjie, janë larg nga esenca, për çka e konsideronin atë okultistët, si një simbol i shumimit dhe marrëdhënieve intime, ku pika përfaqëson mashkullin, kurse rrethi femrën.[153]

Pra, e shohim se edhe ky simbol mason është marrë nga traditat pagane, të cilët kanë adhuruar zotin diell, ku edhe në masoneri është i njëjti kuptim, por mbulohet me anë të fjalëve dhe kuptimeve të ndryshme.

---

[151] po aty, fq.198-202;
[152] Rrethi i intrigës – Texe Marrs, fq. 86 dhe fq.234-236;
[153] shih: Masonski i okultni simboli – Dr.Keti Barns, fq.21-23; Iluminatët-Henry Makow, fq.31; Kodet magjike-Texe Marrs, fq.502;

## III. 9 Obelisku

Obelisku është po ashtu një nga simbolet e vjetra të Egjiptit antik që u huazua në traditën masone. Fjala obelisk rrjedh prej gjuhës greke *Obeliskos*, që do të thotë “hell” (shufër e drejtë që vjen duke u holluar në majë), monumente me katër faqe, të lartë e boshtorë, që përfundonin në majë në formë piramidoni. Perandoria Romake pas vitit 37 deri në vitin 390, ka shpërndarë nëpër Evropë 30 obeliskë.

Por, çka e lidh masonerinë me tërë këtë? Është e ditur, obeliskët janë fryt i punës artistike të vëllezërve të lashtë mason. Pastaj lidhet me hieroglifët dhe me kulturën e lashtë egjiptiane.[154]

Tash të kuptojmë prej nga mbeti kjo figurë dhe për çfarë arsye u ndërtua. Sipas legjendës egjiptiane, në luftën mes Osiris dhe Set-it, Osirisi ishte prerë në 14 copa nga kundërshtari i tij Set-i. Kurse mbretëresha Isis i gjeti të gjitha pjesët e tij, përpos organit gjenital. Pasi nuk mundi ta gjen, e ndërtoi një në mënyrë artificiale, që simbolizohet nga obelisku. Për këtë arsye, masonët ngrenë ngado obeliskë. Këto ngrihen

[154] shih: Të fshehtat e masonerisë – Laurence Gardner, fq.270-277;

në formë adhurimi ndaj kultit të diellit dhe përfaqësimin e energjisë diellore dhe energjisë mashkullore.[155]

Kur bijtë e Izraelit e lanë adhurimin e Zotit dhe iu kthyen paganizmit dhe besimit në idhuj, ku një ndër idhujt që u adhurua ishte edhe Obelisku.[156] Obeliskët që deri dje rinin në oborret e mbretërisë së faraonëve, besoheshin se janë simbol të hyjnive të tyre, sot këto simbole janë shpërndarë nëpër tërë botën, ku Obelisk mund të hasim në Vatikan, Romë, në qendrën e Katolicizmit, e mbushur me idhuj pagan, po ashtu e hasim në Washington, (e shfaqur në fotografinë anash), në New York, gjendet një edhe në Munih të Gjermanisë, dy në Francë, në Londër, në Sidnej të Australisë, në Suedi, Istanbull, Brazil etj.



Në të gjitha këto qytete dhe qendra botërore, haset ky simbol pagan i cili përfaqëson shtrirjen e këtyre besimeve edhe sot e kësaj dite.

155 Konspiracioni botërorë – David Icke, fq. 107 dhe fq.160; Sekreti më i madh– David Icke, fq.193, 469, 616-617;
156 Masonski i okultni simboli – Dr.Keti Barns, fq.236;

## III. 10 Numrat dhe kuptimi i tyre për masonët

Për masonët dhe shoqëritë sekrete, numrat kanë një vlerë të jashtëzakonshme kur bëhet fjalë për bindjet e tyre në numra. Andaj në këtë nënkapitull do të ceken vetëm kuptimi i numrit 13 dhe 33 për masonët dhe shoqëritë okultiste, pasi ka edhe shumë numra tjerë të cilat në Kaballa u jepet rëndësi e veçantë (pasi cekëm se edhe masoneria është sistem i bazuar në mësimet e Kaballës), por do të përqendrohemi vetëm në këto dy numra të cilët janë më të përdorshëm.

### *III.10.1. Numri 13*

Numri 13 është një nga numrat e rëndësishëm për masonët, sepse edhe Riti York përbëhet prej 13 shkallëve; gjithashtu, në legjendën masone, tregohet se Solomoni e ndërtoi Tempullin e tij për 13 vjet.[157] Kurse ky Tempull ka një rëndësi të veçantë në doktrinën masone.

[157] Të fshehtat e masonerisë – Laurence Gardner, fq.182;

Ky numër edhe në periudhat antike njihej si numër i cili sjell fat të keq. Shumë ngjarje historike biblike ndërlidhen me këtë numër. Në darkën e fundit të Jezusit morën pjesë në sofër 13 veta. Në kapitullin 13 në Bibël, flitet për Antikrishtin dhe Kafshën. Po ashtu në Kaballa flitet për 13 shpirtra të këqij.[158] Dita e 13 e Adar-it (Muaji i 12-të i kalendarit Hebre), është ditë agjërimi te jehudët; kjo është dita e rrethimit të Izraelit, okupimi i tij, shkatërrimi i tempullit dhe vrasja e liderit të tyre hebre, Gedaljasë.[159]

Po ashtu, me datë 13 Tetor 1307, filloj zhdukja e Tempullarëve, po ashtu, tek *Iluminati* ka një rëndësi të veçantë, e cila kontrollohet nga 13 familjet më të fuqishme dhe më me ndikim në botë, të cilët janë: Rotshild, Bruce, Kenedy, De`Mediç, Hanover, Habsburg, Krup, Plantageneti, Rokfeler, Romanov, Senkler, Varburg dhe Vinsdor.[160]

Revolucioni francez u krye 13 vjet pas nënshkrimit të Deklaratës së Pavarësisë në Sh.B.A. që të dyja këto akte të

[158] Rječnik simbola – Jean Chevalier dhe Alain Gheerbrant, fq. 713;
[159] Suzan Alalu & Klara Arditi, Yahudilikte Kavram ve degerler – Gozlem Gazetecilik Basim ve Yayin, Stanbull 1996, fq. 76;
[160] Konspiracioni botërorë – David Icke, fq.269; Iluminatët-Henry Makow, fq.122;

masonëve,[161] po ashtu flamuri amerikan përmban 13 shirita të bardhë dhe të kuq.[162]

Numri 13 është shumë i cekur në monedhën një dollarësh të Sh.B.A.-së, ku aty vërejmë: Në anën e pasme të dollarit ka 13 yje mbi kokën e shqiponjës, të cilët janë të venduar në formë që formon vulën e Solomonit. Shqiponja mban 13 shigjeta në njërën kthetër dhe një degë dafine me 13 kokrra dhe 13 gjethe, secili nga krahët e shqiponjës ka nga 13 pendë. Mbështetur në gjoksin e shqiponjës ka një mburojë me 13 shirita dhe mban në sqep, hedhur prapa në kurriz, një fjongo me fjalët latine *E Pluribus unum* (shumë, bashkuar në një) e cila përbëhet prej 13 shkronjave. Kurse në anën e majtë, është një piramidë me 13 shkallë; sipër gjendet motoja *Annuit Coeptis* (Zoti ka bekuar ndërmarrjen tonë) e përbërë prej 13 shkronjash; thuhet edhe se këto numra përfaqësojnë 13 kolonitë origjinale të republikës së Sh.B.A.-së. Numri 13 është i rëndësishëm, pasi është numri kyç i Satanës.[163]

---

[161] Rrethi i intrigës – Texe Marrs, fq. 137;
[162] Konspiracioni dhe shoqatat sekrete-Saad R.Gashi, fq. 90;
[163] Deshifrimi i simboli i humbur – Simon Cox, fq. 217-218; Masonski i okultni simboli – Dr.Keti Barns, fq.239;

## *III.10.2. Numri 33*

Po ashtu, edhe ky numër është shumë i rëndësishëm për shoqërinë e masonerisë, ku njihen 33 shkallët e masonerisë së Ritit Skocez. Tash do të shohim vendet ku haset ky numër.

Numri 33 u vendua në sistemin mason që nga viti 1786, ku numri 33 u vendua si një lidhje me 33 vitet e Jezusit.[164] Shtylla kurrizore e njeriut ka 33 vertebra; po ashtu edhe Pitagora i jepte një kuptim të veçantë këtij numri; Tempulli që ndërtoj Solomoni qëndroj për 33 vjet si dhe Davidi sundoi në Jerusalem për 33 vjet.[165] Adolf Hitleri, kryetari i Gjermanisë, erdhi në post të kryetarit në vitin 1933; pra, 33. Si dhe logoja e Kombeve të Bashkuara, përbëhet prej një rrethi me 33 sektorë dhe dy degë me nga 13 gjethe; në monedhën një dollarësh, shkruan: "THE UNITED STATES OF AMERICA, ONE DOLLAR" përbëhet nga 33 shkronja; si dhe në vitin 17**33** u themelua masoneria në Sh.B.A.

Këto ishin disa interpretime të këtyre dy numrave, pasi ka edhe shumë të tjera, sepse këto shoqëri janë të pasionuar pas numerologjisë, sistem i njohur i Kaballës. Por ne do të

---

[164] Deshifrimi i simboli i humbur – Simon Cox, fq. 88;
[165] po aty: fq.220-225;

mjaftohemi me kaq në këtë temë, pasi këto numra mund t`i hasim në çdo situatë në shoqëritë perëndimore.

## III. 11 Përshëndetje dhe shenja me duar

Edhe çështja e përshëndetjes dhe shenjave me duar, është e një rëndësie të veçantë për shoqërinë e masonëve. Pasi ato nëpërmes këtyre përshëndetjeve dhe shenjave, njihen në mes vete, kjo u shërben si një gjuhë e fshehtë për komunikim përmes shenjave dhe duar shtrëngimeve. Ato përmes këtyre ritualeve tregojnë përkatësinë e tyre në shoqërinë okultiste. Tash, do t`i cekim prejardhjen dhe disa nga shenjat me duar, prej më të rëndësishmeve ndër masonët.

Urdhri i Komaçinëve, që e kishte qendrën në Itali, ndahej në lozha të drejtuara nga Mjeshtër të Mëdhenj dhe anëtarët e saj mbanin dorëza e përparëse të bardha dhe komunikonin përmes shenjave të fshehta dhe shtrëngime duarsh. E



gjitha kjo ndodhte më shumë se 1000 vite përpara themelimit zyrtar të Masonerisë.[166] Dorëzat dhe përparëset e bardha simbolizojnë për masonët, pastërtinë e zemrës dhe të duarve

166 “Sekreti më i madh”– David Icke, fq.155;

nga ligësitë dhe të qenët i pastër për takimin me zotin.[167] Dorëzat e bardha si zakonisht i mbajnë edhe gratë e anëtarëve mason, ku në disa raste dhe foto zyrtare shohim mbretëreshën e Britanisë, gruan e Xhorxh W. Bushit, gruan e Josip Bros Tito, duke mbajtur dorëza të bardha.

Simbolika me duar haset edhe tek magjistarët, ku për ata, secili gisht prezanton ndonjë planet, si dhe hyjni antik. Ky simbol i paraqitur në këtë fotografi, është shenja e djallit *el Diablos*, i cili prezanton dy brirët e djallit dhe është përshëndetje satanike. Ky simbol me duar përdoret edhe tek simpatizuesit e Rok muzikës, kurse mafia e përdor për të treguar vdekje.[168]

Autori i *Kodet Magjike*, në lidhje me duar shtrëngimet e fshehta thotë: "*Shenjat e fshehta me duar të Mendjendriturve, mendohet se vënë në veprim magjinë, lusin qenie të mbinatyrshme dhe komunikojnë mesazhe. P.sh. masoni i shkallës më të lartë, rozikruciani apo iluministi tjetër mund ta shquajnë se në çfarë niveli rituali është një vëlla në masoneri `duke i provuar shtrëngimin e dorës`*. Me këtë akt, masoni tregon një lidhje mistike dhe besnikëri një perëndie të fshehtë.

[167] Zna~eweto na Masonerijata-- V.L. Vilm{urst, fq.38;
[168] Masonski i okultni simboli – Dr.Keti Barns, fq.156-158; kodet magjike-Texe Marrs, fq.135-136;

Përmes përshëndetjeve të veçanta me duar, masonët njihen në mes vete si në dritë, ashtu edhe në errësirë.[169]

## III. 12 Tre shkallët e masonerisë

Masoneria ka edhe shkallët e saja nëpër të cilat duhet të kalojën anëtarët e saj, ku janë pjesë e çdo lozhe në botë, por kjo ngjitje nëpër shkallë ndodh simbolikisht, ku këto shkallë njihen si Masoneria Blue (masoneria e kaltër). Shumë anëtar nuk arrijnë të kalojnë më tepër se këto tri shkallë. Kemi folur më parë në lidhje me shkallët e tjera të masonerisë, se aty ku përfundojnë shkallët e masonerisë, fillojnë ato të `mendjendriturve`, por kjo aspak nuk pranohet zyrtarisht si e vërtetë nga zyrtarët e masonerisë.

Këto tre shkallë nuk kanë ndonjë ekzistim para themelimit zyrtar të masonerisë në vitin 1717, asnjë dokument nuk e pohon se në masoneri kanë datuar shkallë. Ndër të parët të cilët e inkorporuan sistemin e shkallëve në masoneri, ishin Dr. Anderson dhe Dr. Dazagilije në vitin 1723, të cilët paraqesin 3 shkallët e masonerisë: Shkalla e parë është: Nxënës

[169] po aty, fq.163-164;

apo fillestar (*Apprentice* apo *FreeMason*); shkalla e dytë është: mik i mjeshtërisë apo ndihmës (*Fellow craft)* dhe shkalla e tretë është: Mjeshtër mason (*Master Mason*), kurse këtë (shkallën e tretë) e paraqesin si pjesë të dy shkallëve të para në vitin 1735. Albert Pajk, e paraqet Ritin si faltore supreme të masonerisë, e cila ruante brenda gradëve të saja dijen e Kaballës, Hermetizmit dhe Alkimisë dhe mësimet filozofike të Rozikruçianëve.[170] Edhe autor masonë, siç është Gardner, thonë se shkallët janë në formë, gati të njëjta me ato të Kaballës.[171]

Por, këto shkallë, si edhe shumë simbole tjera të masonerisë, janë të kopjuara nga kulturat e mëparshme të lashta, të cilët prezantojnë besimin pagan në zota të ndryshëm. Njëjtë siç i kanë të ndara këto tre shkallë në masoneri, ashtu i kishin më parë të ndara Druidët (*Druidët* zotëronin dije të konsiderueshme astrologjie dhe astronomike, ishin të përhapur më shumë në Britani dhe Amerikë). Këta i jepnin këto mësime nëpër pyje; të tre shkallët kishin mësime të veçanta dhe përfaqësoheshin me ngjyra të veçanta.[172]

---

[170] shih: Deshifrimi i simboli i humbur – Simon Cox, fq. 89; MASONI,– Jovan Brigiski, fq. 6-11;
[171] Të fshehtat e masonerisë – Laurence Gardner, fq.389;
[172] Sekreti më i madh– David Icke, fq.109;

# BURIMET DHE LITERATURA:

Në gjuhën shqipe:

1. BIBLA, Besëlidhja e vjetër dhe besëlidhja e re; (1994); përktheu: Dom Simon Filipaj, "Drita"-Ferizaj;
2. BROWN, Dan, *Kodi i Da Vinçit*; (2006) përktheu: Amik Kasoruho; "Botimet Dudaj"-Tiranë;
3. COX, Simon, *Deshifrimi i "Simboli i Humbur";* përktheu: Nikolla Langore, shtëpia botuese: Bota Shqiptare-Tiranë;
4. DAVUD, Muhammed Isa, *Ruaju Mesihut Dexhall;* (2005); përktheu nga boshnjakishtja: Dr.Selim Sylejmani; "Drita"-Gjilan,
5. GARDNER, Laurence, *Të fshehtat e masonerisë;* pa vit botimi, përktheu: Hasan S.Bregu, Shtëpia botuese: "Bota Shqiptare"-Tiranë;
6. GASHI, Saad R., *Konspiracioni dhe shoqatat sekrete;* (2006), Mitrovicë;
7. ICKE, David, *Sekreti më i madh*, pa vit botimi; përktheu: Hasan S.Bregu, Shtëpia botuese: "Bota Shqiptare"-Tiranë;
8. ICKE, David, *Konspiracioni Botëror*. pa vit botimi; përktheu: Taulant Hatia, Shtëpia botuese: "Bota Shqiptare"-Tiranë;
9. MAKOW, Henry, *Iluminatët*, pa vit botimi, përktheu: Andi Lamko, shtëpia botuese: "Bota Shqiptare"-Tiranë;
10. MARRS, Texe, *Rrethi i intrigës;* pa vit botimi; përktheu: Taulant Hatia, Shtëpia botuese: "Bota Shqiptare"-Tiranë;

11. MARRS, Texe, *Kodet Magjike;* pa vit botimi; përktheu: Alfred Cako dhe Aurel Manushi, Shtëpia botuese: "Bota Shqiptare"-Tiranë;
12. MARRS, Jim, *Kush e sundon botën? p*a vit botimi, përktheu: Aurel Manushi dhe Alfred Cako, shtëpia botuese: "Bota Shqiptare"-Tiranë;
13. MARRS, Jim, *Më shumë se top secret*, (2010), përktheu: Nikolla Langore, shtëpia botuese: "Bota Shqiptare"-Tiranë;
14. NIKOLOV, Nikola M., *Komploti botëror;* përktheu: Hamdi Iljazi, Tetovë, (1998);

Gjuhë të huaja

1. ALALU, Suzan & Klara Arditi, *Yahudilikte Kavram ve degerler* – Gozlem Gazetecilik Basim ve Yayin, (1996), Stanbull;
2. BARNS, Dr.Keti, *Masonski i okultni simboli*, (2005); "Metaphysica"-Beograd, botimi i parë;
3. BRIGISKI, Jovan- *MASONI, brevijar za drevnoto bratstvo*, (2006); "Kultura”””””””""-Skopje;
4. CHEVALIER Jean dhe Alain Gheerbrant, *Rjeçnik simbola*; (1983), "Nakladni Zavod Matice Hrvatske" - Zagreb;
5. ENCIKLOPEDIA Živih Religija, (1990), "Nolit"-Beograd;
6. ENCIKLOPEDIA, *Encarta*, Microsoft Enciklopedia 2000, version 9.0, U.S.A.
7. NEVEVIU, *Sahih Muslim, bi sherh Nevevij*, vëll. 5, botuar nga "Darush-Shab", -Kajro;
8. NAJT, Kristofer i Robert Lomas, *Vtoriot Mesija*, (2008), “"ѓurѓa"”-Skopje, botimi i dytë;
9. NAJT, Kristofer i Robert Lomas, *Hiramoviot Klu~* - (2008), "“ѓurѓa"-Skopje, botimi i parë;

10. PIKE, Albert; *Morals and Dogma*, boton: Kessinger Publishing Company, Octomber (1992);
11. Protokoli na sionskite mudreci –- nov svetski poredok, (2006)- "Martina”"-Skopje;
12. VILM{URST Valter .Lesli; *Zna~eweto na Masonerijata*–, “(2007), "Kultura"-Skopje”;

Emisione dokumentare dhe ueb faqe interneti:

1. THE ARRIVALS, Noreaga Productions; 2008;
2. http://www.talismanicidols.com, Esoteric Agenda,
3. http://www.masonic-lodge-of-education.com